Alfred FRASHËRI

# TOMORI, MALI I SHENJTË, QË NE SHQIPTARËT E QUAJMË BABA



Tiranë, më 12 korrik 2015

Treguesi i lëndës

# Tomori, mali i shenjtë që ne shqiptarët e quajmë Baba.

## Parathënie

Tomorin, kryemalin e Shqipërisë, ne shqiptarët e adhurojnë, e respektojnë dhe e besojnë si babanë, gjatë mijëvjeçarëve, për shenjtërinë, madhështinë, bukurinë dhe historinë e tij. Tomori është edhe në mendjen, zemrën dhe imagjinatën time, që nga bangat e fillores, kur mësuesi na shpjegonte gjeografinë e Shqipërisë, malet, fushat dhe lumenjtë e saj, kur lexonim poemën "Bagëti e bujqësia" e të madhit Naim dhe vjerhën "Baba Tomori " të Çajupit, kur prindërit më tregonin për Tomorin. Ngjitja në Tomor me kolegun tin Romeo Eftimin për vrojtime gjeologjike, më hapi horizonte të reja dhe ndjeva se kush ngjitet një herë në Tomor, do të dëshirojë të ngitet përsëri e përsëri. Dhe u ringjita përsëri, së bashku me gruan Marikën dhe, megjithëse në moshë të thyer, kam ëndërr të ngjitem edhe me nipin dhe mbesën nëntë vjeçare.

Prandaj, kur gjatë një diskutimi me historianin dhe mikun tim Kastriot Bezati, për një konference shkencore, ai më propozoi të përgatisnja një kumtësë për Tomorin, e konsiderova për nder dhe me gjithë shpirt iu vura punës. Grumbullova dhe studiova shkrimet e studiuesve shqiptarë e të huaj për Tomorin. Jam takuar me Dede Baba Mondi, Kryegjyshin Botëror të Bektashinjve dhe jam frymëzuar edhe nga atdhedashuria e tij. U konsultova me shumë kolegë, me vëllanë Neki Frashëri, i cili përpunoi edhe imazhet satelitore, me studiuesin Nelson Qirjakun, i cili redaktoi shkrimin, me historianinKastriot Bezatin dhe studiuesin Nuri Çunin, bisedova me hidrogjeologun Romeo Eftimin, gjeologë**t** Sazan Gurin e Ëngjëll Prenjasin dhe mësova shumë prj tyre. Të gjithëve ju shpreh falenderimet më të përzëmërta dhe u jam mirënjohës.

Dora dorës, shkrimi u shtua dhe nga kumtesë arriti në këtë libërth, që po i paraqitet lexuesit. Do të jem i lumtur nëse ky shkrim do të ngjallë tek lexuesi dëshirën për tu ngjitur në Baba Tomorin e shenjtë dhe madhështor.

# TOMORI, MALI I SHENJTË,
# QË NE SHQIPTARËT E QUAJMË BABA

Shqipëria, Atdheu i ynë karakterizohet nga prania e maleve të larta, të cilët nga veriu deri në jug lartësohen mbi 2.000 metra: Jezerca (2.603m), Mali Hekurave (2.561m), Shebeniku (2.554m), Radohina (2.569m), Gjallica e Lumës (2.486m), **Tomori** (2.414m), Koritniku (2.394m), Grama (2.345m), Nemërçka (2.185m), Gramozi (2.179m), Korabi (2.173m), Mali i Thatë (2.061m), Çika (2.045m), etj. (Fig. 1).




Fig. 1a. Harta Fizike e Shqipërisë [Botim i Ndërmarrjes Shtetërore e Mjeteve Mësimore, Tiranë].

Midis këtyre maleve kreshnike, që kanë një bukuri të paparë, qysh në lashtësi është dalluar mali i Tomorit, i cili njihej jo vetëm si një ndër më të lartët e Shqipërisë por edhe më gjerë në Ballkan dhe në Evropë, për atë pamje karakteristike të një piramide madhështore që ngrihet gjer mbi re dhe mbizotëron në hapësirë për rreth (Fig. 1b, 1c, 1d, 1e), që nga Qafa e Dardhës në veri e deri te Qafa e Kulmakës në jug (Fig. 2, 3, 4, 5 dhe fotot 1, 2, 3, 4, 5). Lartësia, hapësira dhe kulti i besimit e bënë që qysh nga lashtësia, të besohej se ky mal ishte froni i perëndive pellazgjike, pra, të ishte mal i shenjtë. Tetë shekuj para Krishtit, Homeri e shkroi emrin e këtij mali: Tomaros. Më pas, historianë dhe gjeografë të lashtësisë e kanë quajtur Tomure, Tomuros, Tamari, Tmari. Në një hartë të vitit 1775 emërtohet Temiri (Fig. 1e).



Foto 1a. Tomori i lartësuar gjer mbi re.
(https://www.google.al/search?q=shpella+e+pirogoshit,+skrapar&biw=1240&bih=652&tbm=isch&tbo=u&source=univ&sa=X&ei=tod0VZSvEOXXywOk7IOIDg&ved=0CCQQsAQ)

Tomori, një ndër malet më të lartë të Shqipërisë por edhe me gjerë në Ballkan dhe në Evropë, me atë pamje karakteristike të një piramide madhështore që ngrihet gjer mbi re, mbizotëron në hapësirë për rreth (Fig. 1b, 1c, 1d, 1e). Lartësia, hapësira dhe kulti i besimit bënë që qysh nga lashtësia besohej se ky mal ishte froni i perëndive pellagjike, ishte mal i shenjtë. Tetë shekuj para Krishtit, Homeri shkruajti emërin e këtij mali: Tomaros. Më pas, historianë dhe gjeografë të lashtësisë e kanë quajtur Tomure, Tomuros, Tamari, Tmari. Në një hartë të vitit 1775 emërtohet Temiri (Fig. 1d).

Në të gjithë rastet, Tomori është përshkruar si një binom unik pellazgjik i shenjtë së toku me orakullin e Dodonës. Ndër shekuj njerëzit janë lutur e betuar për të, kanë mallkuar nën emrin e tij dhe janë interesuar të djnë nga vjen fjala Tomor dhe ç'kuptim ka ky emër. Janë me dhjetëra studiues shqiptarë, në krye të të cilëve qëndron Perikli Ikonomi, që kanë punuar në këtë drejtim dhe shkrimet e tyre i kanë postuar në internet ose i kanë botuar. Një listë e vogël e tyre, por e mjaftueshme, është vendosur në bibliografinë e këtij shkrimi. Ata kanë arritur në përfundimin se fjalët Tomor dhe Dodonë mund të shpjegohen vtëm me gjuhën shqipe, si edhe janë shpehur se nuk ka qenë e mundur të shpjegohen këto

toponime me anë të gjuhëve të tjera. Ata janë emra pellazgjikë, që u trashëguan nga ilirishtja, të cilët më pas e deri në ditët tona, i shpjegon mjaft mirë gjuha shqipe. Perikli Ikonomi shkruan se fjalët *Tomur* e *Tomir* janë fjalët shqipe *Tëmirët* e *Tëmirat*. Mali Tomor do të thotë mali i *Të mirëve* ose *Të mirave*.

Fig. 1b

Fig, 1c

Fig. 1b, c. Harta e Shqipërisë dhe e Ballkanit, e vitit 1881 (Harta 1b) dhe Harta e Shqipërisë dhe Ballkanit Perëndimor e vitit 1867 (Harta 1c).
https://www.google.al/#q=harta+te+lashta+te+ballkanit




Fig. 1d. Harta e Shqipërisë Jugore, në kuadrin e Hartës së Turqisë Evropiane, e vitit 1775, e autorit Vangondy, Didier, ku Mali Tomorit emërtohej ***M. Temerit*** [www.BKSH.al/ Biblioteka Dixhitale/Harta].




Fig. 1e

Harta e Shqipërisë Jugore, në kuadrin e Hartës së Evropës, e vitit 1775, e autorit Homann, Johann Baptist, [www.BKSH.al/ Biblioteka Dixhitale/Harta].

Edhe fjala Dodonë kuptohet që është shqip dhe do të thotë: *do duam*, *dëshirojmë*, si vend ku plotësohen *dëshirat*, *lutjet*, *të mirat*. Madje edhe historianët e lashtësisë kanë shkruar se *fatthënësit* dhe *fatthënëset* e orakullit të Dodonës quheshin *tomuri, tomure* dhe *tomuros,* të cilët tregojnë *Të mirat*, *Të mirët*, nën shembullin e emrit të malit të shenjtë Tomor.



Fig. 2. Pamje satelitore e Shqipërisë (sipas GOOGLE)




Fig. 2b. Harta Fizike satelitore e Shqipërisë Jugore.
[http://www.maphill.com/albania/maps/physical-map/satellite-outside/free/




Fig. 3. Pamje satelitore tredimensionale e malit Tomor, parë nga Qafa e Kulmakës në jug.




Fig. 4. Pamje satelitore e malit Tomor, parë nga Berati, në  perëndim të Tomorit.




Fig. 5. Pamje satelitore e malit Tomor, parë nga Tomorrica, në lindje të Tomorit.



Foto 1b. Tomori lartësohet madhështor, ndërsa në këmbët e tij shtrihet fusha e Myzeqesë



c)



d)

Foto 1c,d. Piktura e Eduard Lir Tomori i parë nga Kërraba, Elbasan, më 1848 [14].



Foto 1e. Çuka ‘Partizani’, Tomor, parë nga Berati.



Foto 1f. Shpati lindor i malit Tomor. Në të majtë të malit është Çuka ‘Abaz Aliu’, në të djathtë  Çuka ‘Partizani’.





Foto 2a, b. Çuka ‘Partizani’, shpati lindor i Tomorit,





Foto 3b. Shpati lindor i malit Tomor, parë nga ana e Tomoricës.



Foto 3c. Shpati perëndimor i malit Tomor, parë nga ana e Beratit. (Foto Nuri Çuni)

Këtij mali, bilbili i Shqipërisë Naim Frashëri, i këndoi në poemën “Bagëti e bujqesia”:

Tomor! O mal i bekuar, fron i lartë që rri Zoti
Pas fesë vjetrë që kishin Shqiptarët në moti
Dhe ti Mali-Plak i lartë, që me sytë e tu ke parë,
Luftëra të mëdha shumë, e punë, që kanë ngjarë

Kurse poeti i madh Andon Zako Çajupi, në vjerëshën “Baba Tomori” (1902), për Tomorin thurri vargjet lapidar:

Baba-Tomor, kish’ e Shqipërisë,
mal i lartë, fron i perēndisē,
tek ti vinin njerëzit që moti
për të msuar se ç’urdhëron zoti...
Tek të lutem dhe u duk’ e qarë
të msoj q’thot dhe për shqipëtarë.
Kanë qenë trima të lëvduar
dhe në luftë s’janë turpëruar,
qenë trima dhé mëmëdhetarë,
besa, feja s’i kishnë dhe ndarë,
Shkonin jetën me puçkë në dorë,
Donin shqipen, s’qenë tradhëtorë,
lulëzonte gjithë Shqipëria,
s’e s’kish shkelur si sot robëria,
gra e burra donin Shqipërinë,

Për Malin Tomor kanë shkruar edhe poetë dhe shkrimtarë shqiptarë të tjerë, nga më të shquarit, midis të cilëve renditen Asdreni, Ndre Mjeda, Hilë Mosi, Konstandin Kristoforidhi, Xhevahir Spahiu, etj.

Kristoforidhi vë si nëntitull termin **“**Hieja e Tomorit” duke nënkuptuar Perendia e Tomorit në tregimin “Gjahu i malësorëve” në vitin 1884 dhe shkruan: “*Në malin e Tomorrit rri zoti rri i madhi i jetës, rri ai që ruan Shqipërinë e nuk na le të biem në dorë të armiqēve, zotit të Tomorrit i shërbejn shqipet e malit, ato jan ëngjët e tij prandaj neve na thonë Shqipëtarë*”[32]. Poeti Xhevahir Spahiu barazonte Baba Tomorin me malin e bashkimit dhe të besimit të shqiptarëve.

Krahas këtyre janë edhe studiues të huaj si piktori anglez Eduard Lir (1848) etj. (https://malitomorrit.wordpress.com). Eduard Lir, i ardhur në Berat, kur pa malin e Tomorit u shpreh se, “*Tomori është mal mbretëror, ky mal është si një sokrat madhështor*” ndërsa, duke parë malin e Tomorit nga Qafa e Kërrabës, ai shkroi në ditarin e tij: "*Ishte e vështirë t'i ktheje shpinën kësaj pamje malore të mrekullueshme, këtyre skutave e qosheve të kësaj bote të bukur, këtyre pamjeve prej të cilave asnjë shpirt piktori nuk lodhet kurrë*" dhe pikturoi një nga kryeveprat e tij, atë pamjen e Tomorit (Foto 1b] [14].

Etnologia angleze Margaret Hasluck, pasi u ngjit në majë të Tomorit , mali legjend i shqiptarve, në vitin 1930, shkroi studimin me titull “*Një kult i malit në Shqipërinë e Jugut*”, ku tregonte se pelegrinët që ngjiteshin në majën e Tomorit besonin në një fuqi të mbinatyrshme në atë majë e se betimi për Baba Tomorin ishte më i fortë se betimi mbi Ungjill ose Kuran.më 1930 *[Forum-Al.com™ 5/9/15 10:37 AM http://www.forum-al.com/showthread.php?t=22212 Page*

*11 of 16 të tij]*. Edhe Robert Elsie në librin e tij shkruan se mali është personifikuar si vetë zoti, e quajtën "*Baba Tomori*" dhe banorët e krahinës betohen "*Për Baba Tomor*" [15]. Prof. Antonio Baldaçi në vitin 1939 botoi librin "Berati dhe Tomori", ku flet për këtë mal.

.

## 1. TOMORI DHE HISTORIA GJEOLOGJIKE E KRIJIMIT TË TIJ

Mali Tomor ndodhet në zonën tektonike Kruja, ku vargu i strukturave gjeologjike të së cilës shtrihen si brez nga Shëngjini në veriperëndim deri në Leskovik në juglindje të Shqipërisë. Tomori përfaqëson një strukturë gjeologjike antiklinale me shtrirje veriperëndim – juglindje, pra strukturën në perëndim të zonës Kruja (Fig. 6).




Fig. 6. Harta tektonike e Shqipërisë së Mesme, Mali Tomorit shtrihet në lindje të saj (struktura Nr. 10) (Harta Tektonike e Shqipërisë, shkallë 1:200.000, 1983).

Vetë mali përfaqëson kryesisht bërthamën gëlqerore të strukturës, kulmi i të cilës ndodhet në lartësinë 2 402 - 2 416 m mbi nivelin e detit (Fig. 7).




Fig. 7. Harta gjeologjike e Shqipërisë së Mesme, ku ndodhet Mali Tomorit (Harta Gjeologjike e Shqipërisë, shkallë 1:200.000, 2002).

*$Cr_2$- Kretak i sipërm, gëlqerorë: $Pg_2$- paleogjen i mesëm (eocen), gëlqerorë; $Pg_3$- Palegjen i sipërm (Oligocen), formacioni flishor; $Q_{4\text{-}c}$- Kuaternar, depozitime koluviale, brekce shpati.*

Kjo bërthamë gëlqerore zgjatet për 22,5 km. Formacionet gëlqerore në bërthamën e strukturës i përkasin moshës gjeologjike të erës mesozoike, periudhës së kretakut (Cr). Në pjesën më të poshtme shtrihen dolomite dhe gëlqerorë dolomitikë të kretakut të poshtëm (Cr1). Mbi ta shtrihen gëlqerorët e kretakut të sipërm (Cr$_2$), të depozituar rreth 65 deri 100 milion vjet më parë. Këta gëlqerorë, që ndërtojnë bërthamën e strukturës, në sipërfaqen e tokës kanë gjerësi 2,2 km, me përjashtim të sektorit të Çukës Partizani, ku trashësia e tyre është rreth 4,5 km.

Anash kësaj bërthame, mbi gëqerorët kretarë shtrihen gëlqerorë të erës ceozoike, të periudhës së paleogjenit të mesëm (Pg$_2$), të epokës së eocenit, me moshë mesatarisht 38-54 milion vjet (Fig. 8). Gëlqerorët eocenikë janë pllakorë (Foto 4). Krahu lindor që formon shpatin e malit, është mjaft i gjerë, relativisht i qetë dhe me rënie të depozitimeve nga lindja, me kënde 25-30$^2$, ndërsa në pjesën veriore të tij, ata bëhen më të mëdhenj, deri 40-50 $^0$ (Fig. 8). Krahu perëndimor i strukturës është i shkëputur tektonikisht, plani i së cilës zhytet drejt lindjes, fillimisht me një kënd rreth 60-70$^0$ pastaj, më në thellësi, këndi zvogëlohet deri në 40-50$^0$. Amplitudën më të madhe kjo shkëputje e ka në pjesën qendrore të strukturës, që vlerësohet me disa kilometra. Gjatë kësaj shkëputje takohen fragmente gëlqeroresh paleogjenikë në kontakt me dolomitet, që janë blloqe tektonike të këtij krahu të ngelur nga mbihypja e antiklinalit të Tomorit në perëndim [17, 48].

Në krahët e strukturës dhe në të dy periklinalet e saj, veriore dhe jugore, pas një pakoje kalimtare merglore shtrihet formacioni flishor alevrolito-argjilor-ranor i moshës së periudhës së paleogjenit të sipërm (Pg$_3$), epokës së Oligocenit (Pg$_3^1$), të moshës gjeologjike 26-38 milion vjet (Foto 5).

Në anën perëndimore, për gjithë gjatësinë e strukturës, krahu perëndimor mbulohet nga një brez depozitimesh kuaternare të tipit fund shpati (koluviale) (Q$_{4}$-c), të përfaqësuara nga brekçe shpati, të moshës gjeologjike të këtyre 2,5 milion viteve të fundit. Brekçet janë të konsoliduara dhe kanë trashësi relativisht të madhe. Por në fundin e shpateve takohen edhe formacione të shkrifta. Një pullë e tillë depozitimesh mbulon edhe krahun lindor të malit në disa sektorë. Këto depozitime janë lidhur me fazat kryesore të strukturimit të prishjeve tektonike paspliocenike.




Fig. 8. Profili gjeologjik nëpër strukturën antiklinale të Tomorrit [17].

Struktura e Tomorit, ashtu si edhe të tjerat e zonës tektonike Kruja, gjatë periudhës së kretakut të sipërm përfaqësonin një kurrizore të zhytur në një det të cekët, ku depozitohesh materiali karbonatik, nga i cili u formuan gëlqerorët. Në fillim të periudhës paleogjenike, 65 milion vjet më parë, u zhvillua një fazë

rrudhosëse me emrin “laramike”, e cilas cektoi basenin detar, aq sa edhe vende-vende kurrizorja të dilte mbi ujë. Këtë e dëshmojnë shfaqje bokside te gjetura në kurrizin e struturës. Në këtë det të cekët u formua formacioni flishor, deri sa ai arriti trashësi rreth 5 500 m.

Me mbarimin e periudhës paleogjenike dhe fillimin e asaj miocenike, të poshtme ($N_1$), rreth 26 milion vjet më parë, kurrizorja doli mbi ujë dhe filloi ti nënshtrohej rrudhaformimit, nisi të lartësohej mali. Strutura kishte karakter drejtvizor dhe nën veprimin e lëvizjeve tektonike, ajo u bë asimetrike, duke patur krahun lindor dhe atë perëndimor që binin me kënde të ndryshme. Kjo ishte edhe etapa përfundimtare e malformimit, ku mbizotëruan ngritjet e strukturës. Krahu perëndimor i strukturës së Tomorit u shkëput nga një thyere tektonike e tipit mbihipës dhe me karakter krahinor, e cila ndan edhe zonën tektonike Kruja nga ajo më në perëndim të saj, nga zona Jonike (Fig. 8).
Fronti i mbihipjes ka formuar një rrëpirë gëlqerorësh të thyer dhe mjaft të copëtuar. Krahu perëndimor i antiklinalit është më i pjerrët, duke formuar edhe rrëpira gëlqerore vertikale. Në drejtim të periklinalit të jugut, mali ulet duke formuar një shpat të butë, mjaft të qetë, por me larmi formash karstike sipërfaqësore.

Fillimi i periudhës plio-kuaternare karakterizohet nga veprimtaria neotektonike, e cila vazhdon edhe në etapën e sotme. Nën efektin e kësaj tektonike të re, mbizotëron ngritja e strukturës, çka dëshmohet me formimin e kanioneve të thella në luginat e shumta erozionale të lumenjve. Tipike, edhe për nga bukuria dhe madhështia e tyre është kanioni i lumit Osum në Skrapar (Foto 6).
Në formacionin gëlqeror të malit Tomor është zhvilluar në shkallë të gjerë edhe dukuria karstike, si ajo në sipërfaqen e tokës ashtu edhe në thellësi, duke formuar zgavra dhe shpella me përmasa të ndryshme (Foto 7, 8, 9, 10, 11). Karstit i takojnë fazat e ndryshme të zhvillimit, ndeshen nga format më fillestare si gishtëzime, gropëza, shkrepa e deri në zgavra, shpella, galeri e puse, etj. Tipike është shpella e **Pirogoshit** (Foto 9), e cila ndodhet në luginën e lumit Çorovodës, në krahun e djathtë të Kanionit të Gradecit, pranë fshatit Radësh, 2.5 kilometra larg qytetit të Çorovodës. Atje ka hyrjen parësore të saj, në një tarracë si ballkon, ku është edhe lartësia më e madhë e shpateve. Një hyrje tjetër gjendet pranë Urës së Kasabashit [9, 18, 49, 50]. Sipas Suat Braçellarit, zv. president i Shoqatës Didaktike Shkencore Speleologjike Shqiptare, gjatësia e studiuar deri më tani, nga grupi speleologjik i Skraparit së bashku me speleologë francezë të Shoqatës së Grenoblit në 1993, është 1853 m. por fundi i shpellës nuk është gjetur. Shpella ka dy degëzime kryesore dhe degëzimi që ndjek drejtimin nga lindja është me gjatësi 380 m, ndërsa tjetri vazhdon edhe më tej. Korridori veriperëndimor ka një pjerrësi të lehtë dhe fundi i tij është 40 m më poshtë se niveli i hyrjes. Korridori i dytë ëshët 80 m nën nivelin e hyrjes. Gjithashtu ka vende, ku terreni është i mbuluar nga shtresa të tëra mikroorganizmash, të cilët të krijojnë idenë se shpella është e mbuluar nga një “tapet” i ngurtë e i bardhë *(Forumi Horizont - Skrapar / Kanionet / Shpella e Pirogoshit, etj.*). Në vitin 2007, historiani Moikom Zeqo së bashku me mikrobiologun amerikan Peter Febbroriello ndërmorën një udhëtim studimor në shpellën e Pirogoshit. Aty kanë gjetur njëlloj pasurie të madhe flore dhe faune, midis të cilave edhe një salamandër, nëpërmjet së cilës mund të përcaktonin nëse në gjatësinë e shpellës kishte ndonjë dalje tjetër. Po aty, Peter Febbroriello kreu dhe studime të kulturave mikrobike, sepse ishte i interesuar edhe për shërimin e një sëmundjeje të quajtur Lyma. Nga kjo shpllë, P.

Febbroriello kishte marrë edhe kampione të hirit të zjarreve të lashtë të gjetur në shpellë, si edhe të blozës në tavanin e shpellës, për të përcaktuar moshën e tyre dhe llojet e drurëve që janë djegur [46/2]. Shpella e Pirro Goshit, në lashtësi mundet të jetë shpella e Zjarrit të Zotit (Piro- zjarr dhe në gjuhët e vjetra Gosh quhej Zoti) mendon studiuesi me pseudonimin Aizbergu (Shpella e Temireve ne Tomorr - Forum-Al.com™).

Një shpellë tjetër e madhe në malin e Tomorit është shpella e mirënjohur e **Tëmirave.** Kjo shpellë nuk gjendet e renditur në studimet shkencore. Sipas shkrimeve në internet (Shpella e Tëmirave në Tomor, në internet) ajo ndodhet në shpatin perëndimor, 300-400 m nga maja e malit Tomor, ku ndodhet edhe Tyrbja e Abaz Aliut. Para viteve 90 është shkatërruar nga forcat e xhenjos, që të mos ishte më objekt pelegrinazhi, siç kishte qenë qysh në lashtësi dhe aktualisht në hyrjen e saj është një gropë e madhe (*http://www.forum-al.com/showthread.php?t=25797).* Sipas këtij informacioni, studiuam imazhet satelitore të zmadhuara (Foto 10, 11) dhe konstatuam se 460 m sipas shpatit, me një disnivel 110 m nën majën e malit, vrojtohet një objekt me pamje grope. Është e nevojshme të kryhen vrojtime në terren për të vërtetuar nëse atje është pus karstik vertikal, që janë vrojtuar në Tomor, apo është gropë e formuar te hyrja e shpellës, pas shpërthimit të saj. Sipas njoftimit në internet, dhe siç duket në fotot 10, 11, ka rrugë që shkohet atje, kështu që ajo duhet të studiohet dhe vlerësohet. Sipas studiueses Diana Lamaj, në brendësi të shpellës është një "gropë e madhe ku disa njerëz janë munduar të zbresin me litar, por në momentin e lëshimit të litarit në gropë ai çuditërisht këputej..." *(http://www.slideshare.net/dianalamaj/shqiperia-ne-fokus-34820705).*

Për puse a gropa të tilla në Tomor ka shkruar edhe Dajlan Omeri, ish komandanti i repartit të ndërlidhjes në Çukën Abaz Aliu, në librin e tij "Tetëqind ditë në Tomorr" [34a], shkruan: " Në afërsi të Abaz Aliut ka një grope që mund të quhet dhe sternë, pasi fundin e saj akoma nuk e dime. Sterra ka një diametër rreth 30 m. dhe ndodhet 100 m në jug të ish repartit. Ndërtimi i saj të lë përshtypjen se është bërë nga dora e njeriut, se jo vetëm ndodhet në mes të shpatit të malit të mbuluar nga bari, por është edhe me shkallë që zbritet lehtë në të. Nga kjo sternë furnizoheshin me ujë barinjtë dhe reparti" [faqe 88, 43a]. Gjatë një bisede me professor Romeo Eftimin , ai me tregoi se studiues hollandezë kanë zbritur në puse karstike vertikale në Tomor deri ne thellësinë 200 m.

Edhe mbi fshatin Nishovë ka një shpellë karstike në shpatin perëndimor të Tomorit, që banorët e kanë quajtur ndër vite "Shpella e Nuses". Në të njëtin meridian me këtë shpellë, por në veri të shpatit lindor të Tomorit ndodhet shpella e Tërrovës. Fshati Tërrovë ndodhet në lindje të kësaj shpelle. Studiuesi Nuri Çuni më ka treguar edhe për shpellën e Shpatanit.

Midis postimeve të ndryshme në faqet e internetit, të tërheq vëmendje shkrimi i Alfeko Sukaxhiu: "*Në fshatin Shëmri ndodhet kodra e Kryebardhit. Rreth të cilës ka shumë burime uji. Atje shpesh janë gjetur shumë qeramika të lashtësisë dhe vendin e quajnë "vend i mirë". Kjo kodër ka të njejtën largësi nga Kulmaka edhe shpella që e quajnë "**kërthiza e botës**". Te kjo shpellë janë përpjekur disa herë të zbresin njerëz me litarë. Gojëdhënat tregojnë se gjithmonë është këputur litari papritur dhe njerëzit nuk janë gjetur më nën humnerën e shpellës. Pleqtë e vjetër thonë se "në atë shpellë mund të hyjë vetëm njeriu që e pranon vendi*".
*[http://www.forumishqiptar.com/threads/79992-Elementet-mistike-te-besimit-Pellazg-(II-Dodona-Trashegimia-jone-e-pervetesuar)/page37].*

Në periklinalin verior të strukturës së Tomorit, rreh 2 km në veri të Çukës Partizani, ka edhe një veçori tjetër, që nuk vërehet në strukturat e tjera: periklinakli gëlqeror është i copëtuar nga 6 thyerje tektonike tërthore me gjatësi rreth 2 km, duke formuar pesë breza me gjerësi nga 400-600 m dhe shpati ka krijuar një morfologji tipike të shkallëzuar (Fig. 9). Këto blloqe janë gëlqerorë të eocenit, vende vende të mbuluara pjesërisht nga flishi oligocenik. Blloqet kanë zbritur pjerrtas njëri nën tjetrin. Maja e Çukës Partizani, nën veprimin e tektonikave gjatësore dhe tërthore ka marrë një trajtë tipike piramidale, që spikat në tërë relievin përreth. Ka mendime se kjo dukuri mund të jetë ndikim i tektonikës intensive për efekt të diapirit të Dumresë, që siç dihet del në sipërfaqe më në veriperëndim [45]. Duke qenë se dukuri të tilla nuk vërehen në strukturat e tjera gëlqerore, thyerjet tektonike kanë zgjatje të kufizuar vetëm mbi periklinalin gëlqeror të strukturës, prania e tyre mund të lidhet edhe me veprimin lokal të neotektonikës në këtë periklinal të Tomorit. Në afërsi të skajit lindor të linjës tektonike tërthore më jugore ndodhet shpella e Tërrovës. Shkaqet e kësaj veprimtarie neotektonike është e nevojshme që të studiohen për të kuptuar se çka ndodhur dhe si është ndërtuar në thellësi struktura në këtë sektor.

Ndërtimi gjeologjik i malit ka kushtëzuar edhe relievin e tij të ashpër, me maja të mprehta e të dhëmbëzuara. Një rol jo të vogël ka luajtur dhe tektonika bllokore.

Në lartësinë mbi 1700 m vërehen gjurmët e veprimtarisë gërryerse të akullnajave në formën e 5-6 cirqeve dhe freskoreve, si edhe depozitime morenore (Foto 12, 13, 14). Depozitimet morenore janë përbërë nga material i trashë copëzor, kryesisht me shkallë të keqe përpunimi, të përzjerë me material të imtë ranoro-argjilor. Shënja të tjera të veprimtarisë së akujve janë edhe pragjet, që dallohen në shpat. Në sternat, puset dhe zgavrat e shumta, përgjatë të gjithë kurrizit të malit grumbullohet mjaft borë. Këtu e kanë zanafillën burimet e shumta karstike që dalin në këmbët e Tomorit, si burimet e Sotirës, Kërpicës, Ujanikut në lindje të malit dhe të Bogovës dhe Kapinovës në perëndim. Pjesa më e madhe e burimeve ndodhen në kontaktin e flishit me gëlqerorët, si edhe pranë tektonikave gjatësore dhe tërthore. Daljan Omeri në librin e tij tregon se mbi lartësinë 1500 m nuk ka më burime të tilla.

Rajoni i Tomorit është përfshirë edhe në studimet gjeofizike krahinore gravimetrike dhe magnetometrike të shkallës 1:200.000, si edhe në rilevimet e deajuara gravimetrike për kërkimin e naftës dhe të gazit. Në figurat 10 dhe 11, përkatësisht, paraqiten Harta e Gravitacionit në Reduksionin Bouguer dhe Harta e Intensitetit të Plotë të Fushës Magnetike për territorin e Shqipërisë [6, 7]. Në kuadrin e rilevimeve krahinore gravimetrike dhe magnetometrike struktura e Tomorit zë një pozicion që shpreh tërësinë e vargut struktural përkatës të zonës tektonike. Për të hedhur dritë mbi veprimtarinë neotektonike dhe zhvillimin e dukurisë karstike të thellësisë është e domosdoshme që të kryhen rilevime gjeofizike të detajuara: mikrorilevim gravimetrik dhe magnetometrik, tomografi gjeoelektrike, rilevim ajror elektromagnetik si edhe sizmikë inxhinierike të detajuar.




Fig. 9. Harta gjeologjike e strukturës së Malit Tomor (e zmadhuar) [48}.
*$Cr_2$- Kretak i sipërm, gëlqerorë: $Pg_2$- paleogjen i mesëm (eocen), gëlqerorë; $Pg_3$- Palegjen i sipërm (Oligocen), formacioni flishor; $Q_{4-c}$- Kuaternar, depozitime koluviale, brekce shpati.*




Fig. 10 Bashkëlidhja e anomalive të gravitacionit në reduksionin Buge (izolinjat me ngjyrë të kuqe), sipas Hartës në shkallën 1:200.000 [6] dhe anomalive të intensitetit total të fushës magnetike të Shqipërisë (izolinjat me ngjyrë blu), sipas Hartës në shkallën 1:200.000 [7], me Hartën Gjoelogjike të Shqipërisë në shkallën 1200.000 [48], [Bashkëlidhja sipas N. Frashëri].



Foto 4. Gëlqerorë pllakorë të periudhës së paleogjenit të mesëm ($Pg_2$), epokës së eocenit, periklinali jugor i strukturës së Tomorit.



Foto 5. Formacioni i flishit të paleogjenit ($Pg_3$) në krahun lindor të strukturës së Tomorit.



Foto 6. Kanioni në lumin Osum, Skrapar.



Foto 7. Veprimtaria e karstit sipërfaqësor në Tomor.



Foto 8. Veprimtaria e karstit sipërfaqësor në Tomor.



a)

Foto 9. Shpella e Pirogoshit në luginën e lumit Osum, pranë fshatit Radësh, Fotot: a [Google}: [https://www.google.al/search?q=shpella+e+pirogoshit,+skrapar&biw=1240&bih=652&tbm=isch&tbo=u&source=univ&sa=X&ei=tod0VZSvEOXXywOk7IOIDg&ved=0CCQQsAQ



b)



c)

Foto. 9 Pamje të  Shpellë së Pirogoshit: ); Stagmatit (b). stalaktit (c)
https://www.youtube.com/watch?v=Cj7U5nlnFY8
https://www.youtube.com/watch?v=L8Rp-q1uiY8




d)




e)

Foto 9d,e. Imazh satelitor i kanionit të Gradecit, në shpatin verior të së cilit ndodhet hyrja e shpellës së Pirogoshit. Në foto duket edhe rruga automobilistike për në qafën e Devrisë. Në foton 9e në të djathtë të kthesës së fortë që duket në pjesën e sipërme të saj, shihet një karrierë gurrësh. Në të djathtë të kësaj, në shpatin e djathtë, më të lartë të kanionit të Gradecit, ndodhet hyrja e shpellës së Pirogoshit.






Foto 9f,g. Ura e Kasabashit (shekulli XVII-të) dhe imazhi satelitor i vendnodhjes së saj në lumin e Çorovodës.



h)



i)

Foto 9h, i. Kanioni i Gradecit. Shpella e Pirogoshit ndodhet  në shpatin e djathtë të kanionit, anash karrierës së gurrëve,







Fig. 10a, b. Gropa te hyrja e shpellës së **Tëmirave** në shpatin perëndimor të malit Tomor, nën tyrben e "Abaz Aliut": (orakulli i Dodonës) [sipas N. Frashëri}.






Fig. 10c, d. Shtigjet për të shkuar tek gropa e hyrjes së shpellës së **Tëmirave** në shpatin perëndimor të malit Tomor, nën tyrben e "Abaz Aliut" (orakulli i Dodonës) [sipas N. Frashëri].






Fig. 11a. Gropa e hyrjes së shpellës së **Tëmirave** në shpatin perëndimor të malit Tomor, nën tyrben e “Abaz Aliut”, (orakulli i Dodonës)[N. Frashëri].



b)



c)

Fig. 11b, c. Shtegu për të shkuar te gropa e hyrjes së shpellës së **Tëmirave** në shpatin perëndimor të malit Tomor, nën tyrben e "Abaz Aliut", (orakulli i Dodonës)(b) dhe vendodhja e shpellës 3 km në lindje të fshatit Kapinovë (c).

,



Foto 12a. Cirk akullnajor në majën e Tomorit (Foto GOOGLE Album).



Foto 12b. Cirqe akullnajorë në majën e Tomorit.



Foto 13. Akulli në faqen lindore në jug të Majës së “Abaz Aliut”, në Tomor.



Foto 14. Gropë morinore në shpatin lindor të Tomorit.



Foto 15. Pamje e Tomorit (Foto Nuri Çuni).

## 2. DUKE VËSHTRUAR TOMORIN NGA LASHTËSIA DERI NË DITËT TONA

Mali i Tomorit ka qenë i shenjtë, qysh në lashtësi. Sami Frashëri, në veprën e tij Kamus ul-Alam shkruante "*Në majën më të lartë të këtij mali gjenden gërmadhat e një tempulli të mbetura qysh në kohët shumë të lashta*" [22]. Më tej, ai shkruan se "*Pellazgët janë nga më të vjetrit popull arjan që qysh prej kohëve parahistorike janë shpërngulur nga Asia e Mesme dhe janë dyndur në Evropë (Ballkan) dhe u shpërndanë në Trakë e Maqedoni, Iliri e Greqi, etj.......Po ishin të paqytetëruar por ishin të zotë në bujqësi, nxjerrje mineralesh, dhe në artin e ndërtimit. Besimi i tyre personifikohej në fuqitë e ndryshme të natyrës. U faleshin trupave qiellorë, xhindeve dhe engjëjve,..Tempulli i Dodonës ndodhej në Epir, në vendin ku banonin pellazgë*" [23].

Gjeografi i lashtë grek Straboni tregon se " Në kohët e lashta, atëhere kur Dodona ishte nën sundimin e Tesprotëve dhe po ashtu edhe mali Tomarus, ose Tmarus (sepse quhej në dy mënyra), ku ndodhet dhe tempulli. Më vonë ajo u pushtua nga molosët. Tempulli gjendet "*stis propodhes tu vunu Tomar*" - në rrëzat e malit Tomor shkruan Straboni [38, f. 285]. Edhe poeti Pindar, po ashtu dhe poetë të tjerë e kanë quajtur "Dodona tesprotiane". Straboni tregon po në të njëjtën vepër, shkruan studiuesi N. Çuni në librin e tij [8], se orestët, si banorë të Orestidës, në kohët mjaft të lashta banonin në rrethin e Tomorit dhe Beratit.

Homeri, në librin e tij "Iliada" shkro vargjet legjendë për Dodonën pellazgjike:

O zot, mbret i Dodonave pellazgjike.
Që banon në ato vende të largëta,
E sundon mbi Dodonën dimërkeqe,
Këmbëzbathur e gjumëpërdhese.

Edhe autorët antikë Plini i Ri, Teopompi etj., malin e Tomorit e kanë quajtur Tomarum ose Telar shkruan Nasip Meçaj, në zërin Tomori, [18, f. 2722-2723). Legjendat tregojnë për nje tempull në Tomor, ku "jetonin Perënditë". Dodona ishte ky tempull pellazg, i cili ka qenë froni i Orakujve. Sipas mitologjisë, Dodona ishte bijë e Oqeanit dhe e Detit, e Qiellit dhe e Dheut. Ky orakull, si fatthënës, u njoh në botën e lashtë si vendi ku në emër të hyjnive parashikohej e ardhmja ose paralajmëroheshin ndodhi në jetën e njerëzve, tregohej fati i tyre dhe ata shkonin aty madje edhe për të mësuar të fshehtat e motit dhe të natyrës. Historiani grek i shekullit te 5-të p.e.r. Homeri dhe shpjeguesit e tij të mëvonshëm thonë se Dodona vjen nga kohët që nuk mbahen mend. Ajo, mendohet sot, se vjen nga mijëvjeçari i tretë para Krishtit. Herodoti, shkruan për fatthënësen e Dodonës, që është faltorja më e vjetër dhe se e gjithë teologjia pellazgjike rrjedh nga Dodona [në librin V, f. 33]. Për këtë kanë shkruar edhe autorë të tjerë të lashtësisë si Plini, Sekundi, Teopompi, kronistët bizantinë Efremi, Kantakuzeni, në shekullin e 17-të shëtitësi Osman Evlija Çelebiu. Në shekullin e 19-të dhe të 20-të për Tomorin dhe orakullin e Dodonës kanë shkruar edhe studiues dhe udhëtarë evropianë si Martin Lik, Antonio Baldaçi, Margaret Halcuk etj.

Kjo shenjtëri e Malit Tomor u trashëgua në mijëvjeçarë dhe shekuj edhe nga Ilirët dhe pasardhësit e tyre shqiptarët, që e personifikuan Tomorin me Zotin dhe e quajtën **Baba Tomori,** të cilin e adhuronin, e donin, e respektonin por edhe i

trëmbeshin. Prandaj është e kuptueshme, që për Tomorin dhe orakullin e Dodonës të shkruanin me adhurim, respekt dhe saktësi edhe studiuesit, shkrimtarët dhe poetët, penat shqiptare më të shquara Naim e Sami Frashëri, Ndre Mjeda, Pashko Vasa, Jani Vreto, Hilë Mosi, Andon Zako Çajupi, Kristoforidhi, Asdreni, Dhimitër Pilika, Eqrem Vlora, Aristidh Kola, Perikli Ikonomi, Ali Asllan, Muzafer Korkuti, Vexhi Buharaja, Xhevahir Spahiu, Jorgo Bulo, Sazan Guri, Nuri Çuni, Dino Kaja, Brahim Avdyli, Piro Tase, Ferdinant Xhaferri, Përparim Zaimi, Nevruz Shehu, Kujtim Mateli, Besim Dervishi,Dajlan Omeri, Ilirian Gjika, etj. I kënduan Tomorit zërat më të bukur, midis të cilëve spikati Demir Zyka, këngëtari popullor, skraparlliu i shquar.

Për Dodonën, studiuesit shqiptarë, qysh gjatë periudhës së Rilindjes Kombëtare Shqiptare dhe deri më sot mbështetën dhe parashtruan hipoteza historike të ndryshme. Në përgjithësi, ata mbështetën hipotezën se Mali Tomor në lindje të Beratit ishte mali Tomarus i Tesprotisë, që tregon Straboni, për të cilin ekzistonin edhe shumë legjenda në lidhje me praninë e orakullit të Dodonës në të. Por më vonë, veçanërisht pas mesit të shekullit të 20-të, nga studiues të huaj dhe shqiptarë kjo hipotezë u vu në diskutim. Rilindasi Jani Vreto shkruante: "*Nga të dhënat e autorëve antike rezulton se kanë qenë shumë Dodona. Dodona e mirëfilltë ndodhet pranë Janinës, ndërsa Dodona që ndodhet në Tomorin shqiptar (Berat), eshte ajo që përputhet me PSYKRA DODONEN (Dodonën e ftohtë), e cila është përshkruar nga Homeri"* [45]. Edhe Mehdi Frashëri hodhi idenë se kanë ekzistuar dy Tomorë dhe dy Dodona: njëra në malin e Tomorit të Beratit dhe tjetra midis Malësisë së Çamërisë dhe Pellgut të Janinës, në krahinën e quajtur dikur me emrin Helopia, ku është Dodona e sotme [25]. Në vitet e fundit është shkruar se Dodona ndodhet në Dëshnicë të Përmetit, në malin e Trebeshinës pranë Këlcyrës [33], çka është kundërshtuar nga akademiku M. Korkuti [31]. Prania e Dodonës në Tomor është mbështetur me argumente dhe pasion atdhetar nga shumë studiues, që nga ata më të vjetërit, midis të cilëve dallohen Ikonomi P [26, 27], Pilika Dh. [35], por edhe nga të rinjtë e ditëve tona Dervishi B.[8], Dino Kaja.[28], etj. Për fat të keq, deri më sot nuk janë gjetur gjurmë të Tempullit të Dodonës, por për këtë problem, Besim Dervishi shkruan se : "*Polibios thotë se Dodonën e shkatërruan "etolianët",,,, kjo pohohet dhe nga Enciklopedia e Historisë Britanike, në të cilën theksohet se etolianët shkatërruan tempullin e Dodonës në vitin 219 p.K. Ata prenë edhe lisin e shenjtë. Por orakulli ka vazhduar të egzistojë deri në shekullin e tretë të erës tonë. (Shih Enciklopedinë Brtitanike). Shkatërrimi ka qenë i madh saqë dhe gjetja e rrënojave të orakullit është gati e pamundur* [10].

Në lashtësi, treva përreth malit Tomor u bë një vend i banuar, ku ka lënë gjurmët deri në ditët tona kalaja e Tomorit dhe qyteza antike pranë saj. Studiuesi Dino Kaja shkruan se sipas arkeologut N. Ceka, kjo ka qenë një qytezë e lulëzuar në shekullin e IV p.e.s [28]. Në këto anë ka kaluar edhe rruga e lashtësisë iliro-romake qysh në shekullin IV para erës sonë, që u përdor në shek.III para erës sonë nga mbreti Filipi V, për të ardhur dhe sulmuar Apolloninë Kjo rrugë lidhte Apolloninë me Maqedoninë, para se të ndërtohej rruga Egnatia [29]. Rruga kalon nga Berati, Ura e fshatit Vodicë- Qafa e Leshnjës- Qafa e Dardhës- Tomorricë – Korçë.

Studiuesi B. Dervishi në artikullin e tij "Zona rreth Tomorit", tregon se sipas përshkrimeve të Polibit dhe Tit Livit, në këtë trevë kanë qenë disa qytete si Antipatrea (Berati i sotëm), Cordiumi (mund të jetë afër Sulovës), Tomorri në faqen perëndimore të malit, Chrisondio (në faqen e malit dhe pranë lumit Aspus-

Osumit), Banti, Orgessusi, Corragumi, Bargullum (Bargullasi i sotëm), Ilioni ose Iliumi (qyteti i Diellit), Pelliumi ose Pellasi (afër lumit Aspus-Osumit). Studiuesi Perikli Ikonomi, në librin e tij citon Eustathin dhe Hesiodin (faqe 13) "*Orakulli i Dodonës ishte afër qytetit Hella ose Pella dhe afër tij ishte qyteti Dodona*" dhe më tej mendon se mund të jetë në fshatin Peshtan ose mbi fshatin Tomor, që ndodhet nën Çukën Partizani, në perëndim të saj. Për fat të keq, deri tani vetëm fshati Tomor ishte vizituar nga arkeologu Neritan Ceka [Kaja Dino, 2013]. Studiuesja Engjëllushe Braçellari tregon se vendbanimi prehistorik më i hershëm, i kulturës neolitike, 6000-2000 vjet p.K. ndodhet në Vlushë [4]. Ajo i klasifikon vendbanimet: vendbanime të hapura – si ato në luginën e Kapinovës (Vlushë, Leshnjë, Kapinovë, etj); në vendbanime të fortifikuara – në Kala te shkëmbi i qytezës në veri të fshatit Tomor, qyteza ose Gurët e Pellazgut në veriperëndim të Tërrovës (shekulli IV-II-të p.K), Bargullas (shekulli III-të p.K.), në Gradec, ku ndodhet kalaja e ndërtuar në epokën e hekurit dhe kalaja e Skraparit përballë Çorovodës; si edhe vendbanime në shpella [3]. Shpella në verilindje të fshatit Nishovë, më ka treguar studiuesi Nuri Çuni, ka qenë një faltore, ku pranë saj ndodhet edhe lisi simbol, si edhe rrashina në jug të saj që quhej e Dodonës.

Ndër shekuj, e veçanërisht në mesjetë, treva e Tomorit u popullua shumë. U ndërtuan shumë fshatra dhe qendra banimi. Mali i Tomorrit mbeti përsëri selia e shenjtë e perëndive, froni i orakujve. Konstandin Kristoforidhi shkruan se "*Shqipëtarët i luteshin Hijes së Tomorit dhe kishin shqipenë dykrenore për shenjën e Zotit*" [32, fq.15).

Tomori dhe tempulli në Tomor, ku "jetonin Perënditë" u bënë ndër shekuj vend pelegrinazhi. Drejt tyre vërshonin banorë nga gjithë Evropa, të cilët flinin përjashta, në pritje për të mësuar të fshehtat e motit, të natyrës apo të fatit të tyre"**.** Besim Dervishi citon Ph.D. Raymond Moodyt, autorin e librit "Ribashkimi" (Reunions), ku ai thotë se në lashtësi; "*Priftërinjtë e Dodonës kishin aftësi që të vendosnin kontakte midis të gjallëve dhe të vdekurve. Ata ishin në gjendje të shkrinin kufijtë realë midis dy botëve. Dhe ata konsideroheshin më të zotët nga gjithë të tjeret, krahasuar këtu me të gjithë priftërinjtë e orakujve të tjerë të marrë së bashku*" [10].

Në studimin e tij Besim Dervishi mendon se orakulli i Dodonës të jetë ndërtuar në nëntokë., "*... por hyrja atje, nëpër llagëmet e nëndheshme të saj, pa ndihmën e priftërinjve ishte krejt e pamundur. Dikush duhej të të shoqëronte për në qëndrën e tyre. Nga shënimet e vjetra thuhesh se, "eksperiencën dhe llahtarinë që provoje aty, ishte tamam sikur të hyje i gjallë në ferrin e vërtetë". Vizitorët jetonin një përçudnim të papërshkruar. Disa e konsideronin këtë gjë, njësoj sikur të shikonin vdekjen e tyre me sy! Atje vinin nga larg dhe pothuaj nga të gjitha anët e botës. Ata donin që të mundësonin kontakte me të dashurit e tyre, të cilët ishin të vdekur tashmë. Në aspektin e logjikës së sotme, një ide e tillë është një lajthitje e pastër! Por ne po flasim për një epokë tepër të largët...* " [10].

Kushtet gjeologjike të Tomorit dhe prania e shpellave të mëdha karstike si ajo e Pirogoshit, Shpella e Tëmirave, Shpella e Nuseve, e Tërrovës etj. e bëjnë plotësisht të mundur këtë mendim. Faltoret e shenjta, përfshirë edhe orakullin e Dodonës, mundet të kenë qenë në shpellat, prandaj edhe nuk gjenden rrënoja të tyre në sipërfaqen e malit. Nga njoftimet gojore të studiuesit Nuri Çuni, në shpellën e Pirogoshit është gjetur hi i zjarreve të lashtë, si edhe gdhendje në gurë të simboleve të Dritës hyjnore–Zotit (Foto 23). Edhe shpella e Tëmirave ka qenë një faltore e lashtë, pranë Çukës së "Abaz Aliut", deri nga fundi i vitit 1967. Në

studimin e tij, Besim Dervishi tregon: "*Mbi vendburimin e Bogovës, ku ndahet mali i Ramies me Tomorin, ndodhet një shpellë shumë e thellë. Banorët tregojnë se atje, në rast se hedh një gur do shumë minuta për të dëgjuar oshëtimën e tij para se ai të prekë fundin e saj. Askush nuk është futur në atë vend… Tregojnë se arkeologë italianë gjatë Luftës së Dytë Botërore tentuan të futeshin por tentativa e tyre rezultoi pa sukses. Mos vallë burimi çudibërës sipas historianëve antikë, që ndodhej afër Dodonës është ai i Bogovës apo burimi mbi fshatin Bargullas*? [10].

Kështu vazhdoi edhe në Iliri si edhe gjatë pushtimit Romak. Por kur zuri vend plot*ësisht* edhe në trevat shqiptare krisht*ë*rimi, në periudhën e shekullit të 4 - 5-të, edhe tempulli në Tomor ndyshoi nga faltore e kultit pagan në aë të kultit të krishter. Siç ka shkruar Andre Saglio [1906], "*Ky besim vazhdoi deri kur perandorët romakë shkatërruan tempujt, dhe dogjën të fundin pemë që fliste. Pak nga pak, zelli i shenjtë u shua. Pushtues skeptikë vodhën tempullin dhe hajdutë të mevonshëm grabitën pa zgjuar hyjnitë e poshtëruar. Një erë e re kishte ardhur. Një kishë zëvendesoi tempullin pagan, një peshkop qeverisi në Dodonë. Në Tomor u ngrit Kisha e Shën Mërisë, e cila u bë vendi i pelegrinazhit e të krishterëve nga e gjithë Evropa në muajin gusht*". Akademiku J. Bulo shkruan "*Këtë nuk e dëshmon vetëm tradita gojore për ekzistencën e Kishës së Shën Mërisë në mal të Tomorit dhe për pelegrinazhin e besimtarëve ortodoksë më 15 gusht, ditën e Shën Mërisë së gushtit. Edhe në maja të tjera, në veri, në qendër dhe në jug të Shqipërisë, si në majën e Gjallicës e të Pashtrikut, në Shën Llesh të Krujës dhe në majën e Këndrevicës së Kurveleshit, pelegrinët e krishterë festojnë po në mes të gushtit festën e Shën Mërisë*" [5].

Kulti i Tomorit pësoi ndryshimin e tretë drejt kultit bektashi nga shekulli i 15-të. Misionari i parë Bektashi, Sari Salltiku, vëllai i Shën Antonit, erdhi në Shqipëri rreth viteve 1370 "*Gojëdhënat për Tomorin, dëshmojnë për një ndryshim shumë të vogël, brenda një kohe aq të gjatë dhe kalimin nga politeizmi te krishterimi dhe nga krishterimi në muhamedanizëm*" [34, fq. 84]. Gjatë kohës së sulltan Mehmetit të II-të (1451-1481) erdhën në Shqipëri shunë baballarë, kurse gjatë sulltan Bajazitit të II-të (1481-1512) u ndërtuan edhe shumë teqe [24].

Dede Kryegjyshi Baba Mondi vlerësoi: *"**Tomori mitik - Perëndi e të gjithëve**"*.

Poeti Ali Asllani, në poezin*ë* e tij me titull "Dasmë e Madhe" për Tomorin ka thurrur vargjet*:"..Është këtu Baba Tomori, kryefroni ynë i vjetër / jemi rob kurban i tija varfanjak edhe dervisha/ jemi rob kurban i tija me xhamia dhe me kisha…*"

Për Tomorin, Robert Elsie shkruan se "Mali i Tomorit është i shenjtë për të krishterët, që në majë të Tomorit kremtojnë *Ditën e Zonjës* më 15 gusht, për nder të Virgjëreshës Mari, si edhe për Bektashinjtë, të cilët nderojnë Abbaz Aliun gjatë pelegrinazhit në 20–25 gusht të çdo viti. Figura legjendare të Baba Tomorit përfytyrohet si një njeri i motçëm me një mjekër të bardhë e të gjatë deri në belin e tij. Rreth tij rrinin në ajër katër shqiponja femra me sqep të gjatë, të cilat qëndronin lart në shpatet e tij me dëborë. Sipas Maximilian Lambertz-it, personifikimi i tij vjen nga ndonjë zot i lashtë ilir [16, f. 862].

Prandaj Naim Frashëri shkroi:

…. Tomor! O mal i bekuar, fron i lartë që rri Zoti
Pas fesë vjetrë që kishin Shqiptarët në moti
………….

Kurse Perikli Ikonomi, në vjershën kushtuar Dodonës së Tomorrit, shkruajti vargjet [26]:

Je Tomori Plak, i Zotit të Pelazgëve
....................................
…Rrefen bijët e shqipes emrin Shqipëri
të asaj shpese të shenjtë që rrine mbi ty
që mbanë mbi krah Zeusin Dodona
........................................
Këtë shpese të shenjtë, stërgjyshi shqipëtarë
e pati për shenjë të kombësisë së tij
që në kohë të lashtë, këtë simbol kombëtar
edhe sot stërnipi e mban në flamur të tij…

Në betejën e Qerbelasë (viti 680, sipas kalendarit Gregorian 1265) dhanë jetën katër djemtë e Imam Aliut dhe Fatimesë, të cilët i kishin dhënë besën Imam Hysenit, për të cilin sakrifikuan edhe jetët e tyre. Vëllai i madh Abaz Aliu lindi më 4 tetor në vitit 26 hixhri hënor (648), (viti 1233 sipas kalendarit Gregorian). Studiuesi amerikan J. Suire ka shkruar:" *.... si thotë legjenda, kohë më parë, Abaz Aliu erdhi nga Arabia në Berat, mbi një kalë të bardhë (i cili kishte lënë shenja të këmbëve të tij në mal), se luftoi me barbarët fqinjë. Pasi i kishte munduar ata, pushoi për 5 ditë në Tomor dhe më pas shkoi për të banuar në malin Olimp. Për çdo vit kthehet më 20 gusht për 5 ditë, kohë kur bëhet pelegrinazhi. Siç më tregoi mua baba Turabiu, vendi i shënjtë u ndërtua mbi një vendndodhje të një varri pagan*" [9, f.11].

Naimi Frashëri, për këtë ngjarje shkruan:

"Abaz Aliu zu Tomorë
Erdhi afër nesh
Shqipëria s'mbetet e gjorë,
Se Zoti e desh."

Miti mbi fluturimin e Abaz Aliu drejt malit të Tomorit bëri që ai të qëndrojë atje për jetë të jetëve. Shenjtori Abaz Ali, që luftoi me trimëri të rrallë dhe ra dëshmor për liri e drejtësi, duke gjetur prehje në Tomor, e shenjtëroi atë dhe vetë u bë idhulli i luftëtarëve të lirisë në shekuj.

### 3. VENDET E SHENJTA NË TOMOR NË DITËT E SOTME

Ndër vendet e shenjta në Tomor, ku njërëzit shkonin për tu falur dhe për të mësuar për fatin e tyre në të ardhmen, qysh në lashtësi ka qenë shpella e **Të mirave** që ndodhej 300-400 m nën majën jugore të Tomorit. Sipas Gëzim Uruçit, në shpellë ka qenë një kuadrat me figurën e hënës dhe të diellit, ku gratë shkonin dhe i preknin me dorë. Në qoftë se në shpatin e Tomorit zbritet pak më poshtë shpellës së Tëmirave, do të arrihet në një qafë që quhet Qafa e Dhodhonit, nga ku duket fare mirë Qyteza e Dodonës, [11, 45, 46, 47].

Kulti i vjetër i shënjtërisë së Tomorit, që mbijetoi deri në ditët tona, në shekullin 16-të vazhdoi edhe pasi u ndërtuar varri kenotaf simbolik i Abaz Aliut në majën jugore të malit, që quhej Çuka e Tomorit, kurse sot Çuka e Abaz Aliut në lartësinë 2402m (Foto 16, 17). Këtë varr kenotaf e ngriti Mustafa Tusiu (Vokopola). Sipas bisedimit verbal me studiuesin Nelson Qirjaku, bazuar në pemën gjenealogjike të Emin Vokopolës, Stefan Ujka (jetuar rreth vitit 1480) kish

djalë Dhimitrin (Aliun, pasi ndërroi besimin) dhe nipin Stefanin (Mustafanë). Mustafa Vokopola, i cili kishte lindur në Vokopolë të Skraparit, kreu studimet me rezultate shumë të mira në qytetin Tuus, i krahinës së Horosanit në Persi, në të njëjtën shkollë ku kish mësuar edhe poeti persian Firdusi (935-1025), autori i librit të mirënjohur "Shanhname" ("Libri i Mbretërve").

Për rezultatet e arritura, Mustafait i dhanë titullin "Tusi" ("i ditur"). Kur ishte nisur për në Shqipëri kaloi nga fusha e luftës në Qerbela dhe solli me vete një Kuran të shkruar me dorë, një shpatë, një torbë me dhé nga vendi ku kishin rënë dëshmorë Imam Hyseni, Abaz Aliu e të tjerë [34]. Duke ditur se Tomori mbahej si mal i shenjtë, fron i perëndisë, si edhe mitin e ardhjes në Tomor të Abaz Aliut mbi kalin fluturues, Mustafai i vendosi kuranin, dheun dhe shpatën e sjellë nga Qerbelaja në në majën më të lartë jugore të Tomorit, duke ngritur kështu varrin kenotaf té Abaz Aliut (Foto 16).




Foto 16. Vendet e Shenjta bektashiane në Tomor.

Po sipas dëshmisë gojore të studiuesit Nelson Qirjaku, Mustafa Tusiu u vendos në fshatin Qesarakë të Kolonjës (Ersekë), ku ngriti teqenë e tij dhe, me dorëzimit baba në gjirin e urdhrit fetar, meqë pas kryerjes së studimeve në kryeqytetin Tusi të krahinës persiane të Horasanit pat shkuar për haxhillëk në Mekë dhe Medinë, mori emrin mistik Haxhi Baba Horasani, me të cilin u bë i njohur në popull dhe madje me këtë emër njihet edhe sot, në ditët tona.

Edhe Nevruz Xh. Shehu në librin e tij shkruan se "Haxhi Babai më 1600, një dervish nga Qesaraka, mori një shenjë nga varri i Abaz Aliut, flamurtar në betejën e Qerbelasë në Mesopotami, dhe e solli në majën e Tomorit", si edhe na sjell vargjet: "Burrë mbi burrat Haxhi Babai / një pjesë nga varri i Abaz Aliut / mori në mjekër / ec e ec drejt kryemalit Tomorr / i hipur në kuajt e erës / Burrë mbi

burrat ky Haxhi Baba / .....[39, faqe) 26; 7, 9, 39].
Varri i shenjtë u ndërtua mbi një vendndodhje të një varri pagan. Dede Kryegjyshi Baba Mondi ka thënë: Haxhi Baba Horosani e ngriti atë në fundin e shek. XVI, në nderim të flamurtarit të Qerbelasë dhe se "***Besohet, që Abaz Aliu mund të ketë trashëguar nga zoti pagan fuqinë e tij mbinatyrore, të cilit i zuri vendin***". [Kryegjysh Baba Mondi, 9, 11, 36, 42].

Mustafa Tusiu, kishte një djalë, Hysenin, që u bë kryegjysh i Stambollit dhe nip Mustafanë e ri, që banonte në Vokopolë dhe u bë babai i teqesë së Vokopolës. Sipas librit të Robert Elsie dhe studimit të Osman Myderizit, Hyseni dërgoi misionarin Demir Han në Shqipëri, me porosinë që të merrte edhe Mustafanë e Vokopolës dhe të bënin pelegrinazh në varrin e Abaz Aliut në majën e Tomorit, porosi që e kryen në fillim të shekullit të 17-të [15 faqe 66-67] të [34]. Pas kësaj Demir Hani u martua me Shahnishanë, motrën e Mustafa Vokopolës dhe u vendos në Tepelenë, ku ngriti teqenë e tij. Deri më sot është i vetmi shahist mesjetar në vendin tonë i identifikuar [34b].

Dokumentat flasin përë dy mekame të Abaz Aliut, një në majën jugore, Çuka "Abaz Aliu" (2402m mbi nivelin e detit), kurse tjetri në majën veriore, e cila në lashtësi quhej Çuka e *Peljes* ose Çuka e Zesë (e *Zeusit* – e *Zotit*), ndërsa sot quhet quhet Çuka "Partizani" (2418 m mbi nivelin e detit) [9, 42] (Foto 17a, b, c, d, e, g).

Eqrem bej Vlora gjatë rrugëtimit nëpër Tomor në tetorin e vitit 1906, u ngjit në të dyja majat e Tomorit, në majën jugore që quhet Çuka "Abaz Aliu" dhe në majën veriore, "Çuka Partizani". Në të dy majat gjeti të ndërtuara mekame (Foto 16). Për tyrben në Çukën "Abaz Aliu", e ndërtuar në vitin 1880. ai shkruan: "*U futëm në të me ndjenja të përziera, duke qenë se në zonën rreth e përqark ajo nderohet nga të gjitha besimet. Bëhet fjalë (shih foto 17c) për një mur rrethor, ndërtuar me gurë të mëdhenj të latuar dhe pa llaç, me një derë të ngushtë në anën juglindore dhe që quhet mekam e në arabisht ka kuptim vend, apo në mënyrë të veçantë, vend pelegrinazhi. Në formën e sotme ndërtimi është i vitit 1880. Brenda peribolit nuk sheh gjë tjetër përveç një kamareje të punuar trashē në murin me gurë të mëdhenj, ku janë vënë dy qirinjmbajtës dhe një çini teneqeje. Ajo ka disa monedha, para flijimi, sepse mekami mbahet për vend i shenjtë si nga myslimanët ashtu edhe nga të krishterët dhe askush nuk guxon ta profanizojë duke vjedhur paratë e pelegrinëve*" [42, f.111]. Më tej ai vazhdon: " *Më 15 gusht, ditën e Shën Mërisë, ky vend i humbur dhe larg botës gjallërohet.....Të krishterët lusin këtu Shën Mërinë, virgjëreshën. Në të gjithë vendin, te njerëzit e të dyja besimeve është e përhapur beja "për Baba Tomorin*", siç është përhapur edhe mendimi se këtu ka qenë vend kulti që nga lashtësia.

Poeti i ynë i madh Naim bej Frashëri, në një poezi që trajton historinë e vendit, i ka dhënë një formulim poetik këtij mendimi [42, f.112]:

Thotë Herodoti
Që një her moti
Kish në Tomor
Shtëpi zoti"

Për majën veriore të Tomorit, "Çukën Partizani", Eqrem Vlora shkruan: "*Edhe këtu gjendet një mekam, një mur i ulët rrethor, ngritur me gurë të mbledhur, por që*

*është shumë më i thjeshtë se ai në majën jugore të "Abaz Aliut". Duhet thënë se ajo vizitohet nga mjaft njerëz, veçanërisht besimtarë...*" (Foto 16, 17i) [42, f.166].

Mekami që ka fotografuar Eqrem Vlora në Çukën Abaz Aliu, me diametër mbi 3 m (Foto 17c) u shkatërrua në 12 qeshor 1962, se në atë vend u ndërtua dhoma e aparaturës së ritransmetimit të ndërlidhjes së ushtërisë [43a].








Foto 17a. Mekami ku ndodhet varri kenotaf i Abaz Aliut në Çukën "Abaz Aliu" në Tomor, [Fotot: Mekami dhe varri i Abaz Aliut sipas Google Album; monumenti i Abaz Aliut dhe Flamurët që valëviten në portën e Mekamit, foto nga Nuri Çuni].

 

Foto 17b,c. Mekami ku ndodhet varrit kenotaf i Abaz Aliut në Çukën “Abaz Aliu” në Tomor, i rindërtuar në vitin 1992 (b) [Google Album], foto e mekamit në tetor 1906 (c) bërë nga Eqrem Vlora.



Foto 17 d. Mekami ku ndodhet varri kenotaf i Abaz Aliut në majën e Çukës “Abaz Aliu” në Tomor (maja jugore), parë nga shpati lindor (dt. 12 korrik 2015).



Foto 17 e. Rruga në shpatin perëndimor  për tu ngjitur tek mekami [sipas Google, Album].



Foto 17 i. Mekami i Abaz Aliut në Çukën "Partizani", në Tomor, [Foto Nuri Çuni].

Bektashinjtë morën përsipër mirëmbajtjen dhe përkujdesjen e vendit të shenjtë në majën "Abaz Aliu". Hershmërinë e përhapjes së bektashizmit në këtë zonë e ka favorizuar edhe rruga e korridorit Berat – Uji i Zi – Këlcyrë – Janinë, si një degëzim i rrugës "Egnatia", e rrahur nga romakët, bizantinët dhe osmanët, e cila në popull njihet me emrin "Udha e Karvanit". Jo vetëm për lashtësinë e tij mitike, por edhe më vonë, gjatë mesjetës, shumë autorë, si Kantakuzeni, Efremi, murgu Gjergj Kedreni, mbi ngjarjet e ndodhura në këtë periudhë tregojnë se në malin e Tomorit ka ekzistuar një tabu mbrojtëse e malit, si mal i shenjtë, që nuk mund të shkelej, një traditë e vazhduar në shekuj,madje deri në ditët tona.

"*Në faqen jugore të malit të Tomorit, mbi fshatin Bargullas, gjen qafën e Dhodhonit, ekziston* ***pllaka e Dodonit****, ku nuk mungojnë as burimet me ujë te ftohtë, ndërsa në majën veriore të Tomorit gjendet* ***çuke e Peljes*** *(peleas), që janë fatthënat e orakullit të Dodonës*" [1].

Mekami është njëra nga "*… shtëpitë që Allahu ka shpallur që të jenë tepër të respektuara dhe Emri i Tij të përmendet aty me nderim në mëngjes dhe mbrëmje*", siç tha Zoti i Plotfuqishëm [Kuran 24:36].

Prandaj, rreth 7 km sipas rrugës automobilistike, ose 2 orë më këmbë në juglindje të mekamit të Abaz Aliut, në shpatin lindor të Tomorit, ndodhet teqeja e famshme në nderim dhe për shenjtërrimin e varrit të Abaz Aliut në Çukën e Tomorit. Teqeja e Kulmakës është ndërtuar për herë të parë rreth viteve 1908, nga besimtarë vendas. Ishte një dervishije me dy dhoma me mur guri poshtë Çukës së Tomorit ose qafa e rrugës për në Abaz Ali [9]. Në pranverën e vitit 1914, andartët grekë bënë reprezalje edhe në drejtim të objekteve të kultit bektashian, duke djegur e shkatërruar dhjetëra teqe në jug të vendit. Këtyre raprezaljeve nuk u shpëtoi dot as dervishija, poshtë Çukës "Abaz Ali", e cila u shkatërrua nga themelet. E ringriti dhe e themeloi teqenë e re më poshtë dervishijes në Kulmakë, dervish Iliazi në vitin 1916. Ndërtimi i saj i plotë me dy kate i ngjan një keshtjelle (Foto 17k,l). Teqeja u ndërtua në shërbim të tyrbes së Abaz Aliut, flamurtarit të Qerbelasë. Në vitin 1962 u shkatërrua varri kenotaf dhe tyrbja e Abaz Aliut [43a], kurse në vitin 1967 u shkatërrua edhe teqeja e Kulmakës, të cilat u rindërtuan në vitin 1992. Sot kjo teqe është dykatëshe, me mjedise të mëdha.



Fig. 17j. Rrafshnalta pranë kreshtës së Tomorit, ku ndodhet Teqeja e Kulmakës




k) l)

Foto 17k, l. Teqeja e vjetër e Kulmakës, e ndërtuar nga Dervish Iljazi më 1916 (k) dhe teqeja e re (1992) (l), ku valëvitet flamuri shqiptar, të cilat ndodhen në juglindje të Çukës "Abaz Aliu" në Tomor, pranë qafës së Kulmakës.
(Foto (k) dhe (l) dhuruar nga Nuri Çuni).

Në mijëvjeçarët e antikitetit, në shekujt pasardhës dhe në vijim, deri në ditët tona, Tomori dhe vendet e shenjta të tij u bënë vendet e një pelegrinazhi masiv. Shqiptarë dhe besimtarë nga Evropa, myslimanë dhe të krishterë drejtohen për në majën e Malit Baba. Ditët e festës në Tomor, 20-25 gusht të çdo viti janë kthyer në një traditë mbarëkombëtare për të bashkuar dhjetëra mijëra për pelegrinazh në datat 20 - 25 gusht të çdo viti, për të treguar lavdërim për Perëndinë, për marrë dashuri, mirësi, për të gjetur paqe me veten, për të larguar mëritë, për të mësuar mbi fatin në të ardhmen, si edhe për të marrë forca të reja dhe për të përballuar vështirësitë në jetë. Në pelegrinazhin në vendet e shenjta të Tomorit kanë arritur t'i ngjiten malit deri 250.000 vetë, për të qenë pranë varrit të Abaz Aliut dhe Teqesë së Kulmakës. Në Tomor ngjiten dhe ngrenë çadrat edhe shumë turistë të huaj.

Naimi, na kujton se qysh në lashtësi është shkruar: "*Thotë Herodoti/ Në Tomorr Zoti/ Shtëpi qëmoti/ Kishte Dhodhonë…/* dhe " *Gjithë bota vijnë qëmoti/ në Tomorr te ishte Zoti/ i faleshin perëndisë/ Zotit të madh të Shqipërisë./ Zëri dhe flaka s'ish kot/ që nxjerr Tomorri dhe sot…/*






Foto 17m,n. Pamje nga pelegrinazhi në Teqenë e Kulmakës dhe në mekamin e Abaz Aliut në majën jugore të Tomorit, ku Dede Kryegjysh Mondi i pret dhe u flet pelegrinëve me përzëmërsi. [Foto (m) Nuri Çuni, (n) Google Album].







Foto 17o,p, q. Pamje nga pelegrinazhi në mekamin e Abaz Aliut në majën jugore të Tomorit dhe në Teqenë e Kulmakës. [Foto (p) Nuri Çuni, (o, q) Google Album].

Legjenda e udhëtimit mitik të Abaz Aliu nga Qerbelaja në Tomor. lidhet edhe me gjurmët e Abaz Aliut nëpër malet gjatë rrugëtimit. Gjurmët e tij dhe të kalit tregohen në: “Dërrasën e Kajcës”, në kufi me Përmetin; në “Taroninë” të Çepanit; në “Shkëmbin e Kanionit të Osumit” të Dhoresit; Gjurma e dorës së tij në afërsi të Bargullasit; në “Dërrasën e Novajt” (Foto 18a, b, c, 19a, b), si edhe te “Vendi i shenjtë” në veri të Tomorit (mbi Dardhë të Beratit).






Foto 18a, b. Tyrbja në Rrasën e Novës, Tomor ku ndodhet gjurma e Abas Aliut (a), pllaka memorial në hyrje të Tyrbes “**PA ATDHE NUK KA FE**”.



Foto 18c. Rrasa pranë fshatrave Novaj-Dobrushë në jug të Tomorit, ku ndodhet tybja dhe gjurma e Abaz Aliut, pranë rrugës Qafa e Kulmakës - Bargullas [Google Earth].






Foto 19a,b. Gjurma e Abas Aliut në Rrasë-Novaj, e cila ndodhet brenda tyrbes.

Dekada e fundit karakterizohet edhe nga rryma e hipotezave mbi udhëtimet e qenieve humane (aliene) të qytetërimeve jashtëtokësore në planetin tonë, si gjatë lashtësisë ashtu edhe deri në ditët tonë (Wikipedia- the free encyclopedia; http://en.wikipedia.org/wiki/Ancient_Aliens, ). Vizita të alienëve të lashtësisë edhe në Shqipëri, vecanërisht në malin e Tomorrit janë përshkruar edhe në botime të autorëve shqiptarë. Përparim Zaimi më 2011 botoi librin "*Zgjidhja e një*

*misteri*" [43]. Në këtë libër, mitin e ardhjes së Abaz Aliut në Tomor, me kalin fluturues e lidh me udhëtimet e alienëve.

Më 15 dhjetor 2011, Ervjon Cara vendosi në internet një video ku prezanton se ka filmuar një object fluturues të pa identifikuar (UFO) në qiellin e krahinës së Tomorit [www.youtube.com/watch?v=Y85Ndajjsos].

Natyrisht, edhe në ditët tona, vizitat e alienëve të lashtësisë mbeten hipoteza dhe që të bëhen të pranueshme duhen argumentuar, çka deri tani për këto argumentet shkencore kanë munguar.

Me shumë vlerë dhe në ditët tona janë edhe diskutimet për simbolet e ndryshme, midis të cilëve edhe ai i shqiponjës. Duke u bazuar te historianët dhe studiuesit që nga koha e lashtësisë dhe në vazhdim, deri në ditë tona, studiuesi Brahim Avdyli, ka mbështetur pohimin se "shqiponja mishëron një nga atributet e mirëfillta të Zotit pellazg të Dodonës, përbri rrufesë, dushkut, demit, pëllumbit dhe majës së heshtës. Mbreti i shpendëve, shqiponja, e cila fluturon lart më afër qiellit dhe mbretit të perëndive, i shërbente si lajmëtare dhe shoqëruese e pandarë, duke mbajtur në *kthetra* shufrat e rrufesë, armën më shkatërrimtare të "Zotit të Dodonës", siç e thërrasin shprehimisht disa gojëdhëna labe, fort domethënëse, të botuara rreth një shekull e gjysmë apo gati dy shekuj më parë" [1].

Baba Tomori dhe vendet e shenjta në këtë mal të lartë kanë qenë edhe vendi ku janë gjetur ndër vite dhe objekte kulturore të lashtësisë, me shumë vlerë (Foto 22a,b).

Shkrimi "*Rruga iliro-romake që të çon në qytetin antik të kalasë së Tomorrit*", i studiuesit Dino Kaja [26], të vendosur në internet në Forum-Al.com™ > Kombi Shqiptar > Historia e Shqiptarëve > Arkeologji / Antropologji Tomori, mali legjend i shqiptarve**,** në internet *[http://www.forum-al.com/showthread.php?t=22212],* ka tërhequr vëmendjen e shumë studiuesve, të cilët kanë shkruar rezultate dhe komente nga studimet e tyre. Midis tyre është shkrimi i studiuesit me pseudonimin "Ajzbergut", cili tregon se: "*Para dy vjetësh,bashkë me disa miq të mi kemi qenë në qytezën e Tomorrit.... Ne gjetëm qeramikë, por gjetëm dhe një çerek medalioni të punuar mrekullisht në bakër, pamë gurët rrethues së qytezës, rrënojat, vende ku dukej qartazi që ishin përdorur për furra pjekje. Për herë të parë dëgjuam"zërin" e pyllit ashtu sikurse kemi lexuar për Dodonën, ky vinte nga era që kalonte mbi majat e pemëve dhe ishte me të vërtetë diçka madhështore që na la pa gojë. Pikërisht nga qyteza u njohëm me disa toponime interesante: Përroi i Kazanit, i cili vinte nga maja e malit , Çuka "Partizani" është në fakt emër i ri që i është vënë majës më të lartë, por ajo quhet Çuka e "Zese", që simbas mendimit tonë është deformimi i emërit Zeus... Në ekspeditën e dytë,* ***tashmë nga anë tjetër e Tomorit, aty ku shkojnë pelegrinët bektashinj, ne shkuam te Shpella e të Mirëve dhe më pas në qafën e Dodonit nga ku dukej dhe qyteza***".

Studiuesi Besim Dervishi shkruan se: "........*gjithë këtyre fakteve i është shtuar dhe një provë arkeologjike e re. Nga një banor i zonës është gjetur në mënyrë të rastësishme një artifakt mbi fshatin Bogovë, te vendi i quajtur "Shkëmbi i Dobrushës apo i Selanit", midis fshatrave Dobrushë dhe Selan, në jug të Malit të Tomorit, zonë të cilën e përfshin Skrapari, Qarku Berat. Artifakti është material bronzi, i gjatë 13 centimetra,në të vërehet busti i një gruaje, e cila në kokë mban*

*kurorën e lisit të thurur, ndërsa në trup ka dy disqe në formën e dielli* "(Fig. 20) [11].

Në vazhdim të komenteve, studiuesi me pseudonimin "Barat", për artifaktin e gjetur shkruan se "*Artifakti i Selanit duhet të bëhet simboli i zonës së Tomorrit! Simboli i "Diellit" dhe i "Lisit" kanë qenë simbole pellazge dhe në veçanti simboli i Dodonës Pellazgjike. Vetë kurora e lisit në kokë e thurur por dhe simboli i diellit i vë vulën përfundimtare se ky artifakt është një simbol dodonës. Nga këqyrja e tij mundet të kemi të bëjmë me një artifakt i cili është përdorur për zbukurimin e Tempujve (ndoshta atë të Dodonës). Mundet që imazhi i gruas në artifakt me kurorën e thurur të lisit në kokë dhe dy disqet e diellit në dorë, të jetë vetë imazhi i Dodonës së Tomorrit (Diona*)"[28].





Foto 20a,b. Artifakt i gjetur në Tomor [[http://www.forum-al.com/showthread.php?t=22212],

Përveç këtyre artefakteve të gjetur në fshatin Selan, në fshatra të ndryshëm janë gjetur nga banorët vendas, duke punuar tokën, mbetje varresh, pllaka varri me heroglife, midis tyre përmenden varrezat antike të fillimit të periudhës qytetare ilire në Dobrushë, Selan, Vlushë etj, të tipit tumë ose të sheshtë [2a]. Janë gjetur shigjeta hekuri madje edhe bronzi me shkronja ose numra të gdhendur në majën e tyre, skulptura të vogla të gdhendura nga gurët e trevës, koka statujash me degë ulliri ose bri dashi, si edhe rrënojat e një ure të vjetër në lumin e Lybeshës, që sipas P. Ikonomit ishte lumi i Dodonës [Dervishi B. 2015].

Shenjtërimi i malit Tomor qysh në lashtësinë parahistorike është lidhur ngushtë edhe me praninë e shpellave, që shërbenin si faltore, por edhe për banim. Nga biseda me studiuesin Nuri Çuni (28 maj 2015), mësova se nga kërkimet e tij arkeologjike në shpellën e Pirogoshit, ai ka vrojtuar atje vizatime të gdhëndura në gur në formën ✕, si edhe vizatime të formave të ndryshme. Siç dihet, ylli/kryq dy, tre e më shumë rrezesh është simbol të Dritës hyjnore –Zotit dhe gjendet edhe midis vizatimeve të shpellave (Foto 23).. Prania e zjarreve të lashtë tregon se shpella ka qenë banuar qysh në lashtësi, prandaj mund të ketë shërbyer si vend i shenjtë. Edhe shpella e Tëmirave ka qenë një faltore e lashtë, pranë Çukës së Abaz Aliut. Sipas speleologut Prof. Gëzim Uruçit në shpellë ka qenë një kuadrat

me figurën e Hënës dhe të Diellit, ku gratë shkonin dhe i preknin me dorë.



Foto 23. Nëjri nga simbolet e Diellit, i skalitur zakonisht edhe në shpella.

## 4. TOMORI NË DRITËN E IDEVE PËRPARIMTARE TË UNIVERSIT TË HUMANIZMIT TË RILINDJES KOMBËTARE SHQIPTARE

Gjendja e rëndë në Shqipëri e shqiptarëve që nga shekulli 15-të me pushtimin ottoman kishte bërë të domosdoshme ndryshimin e kushteve të jetesës dhe të organizmit shoqëror. Ndër vite, shqiptari kishte rrënjosur thellë në ndërgjegjen e tij ndjenjën e atdhedashurisë dhe luftës për liri. Këto ndjenja gjetën frymëzim edhe nga idetë përparimtare që solli shekulli i 19-të, të cilat e kishin marrë nismën prej ideologjisë së revolucionit francez të shekullit të 18-të, për të mbrojtur të drejtat e njeriut, barazinë midis njerëzve, vëllazërimin dhe lirinë. Shqiptarët, gjithënjë e më qartë, e shihnin se perandorisë feudale të prapambetur i kishte kaluar koha dhe ajo duhej të zëvendësohej me një shtet modern demokrat e social, ku të gjenin zbatim idetë përparimtare iluministe të kohës që po vinte. Mbi këtë bazë, u ngrit dhe u organizua Rilindja Kombëtare Shqiptare, për t'i ndërgjegjësuar shqiptarët në lidhje me kombin, për bashkimin e trojeve të atdheut, lirinë, detyrat që koha i kishte shtruar, duke i udhëhequr ata me shembullin personal, në luftë me penë e pushkë. Kjo veprimtari atdhetare e rilindasve bëri që të rritet mbështetja e masave të gjera të popullsisë si edhe të grupimeve të ndryshme, ç'ka u dëshmua edhe me Lidhjen Shqiptare të Prizrenit. Edhe besimi i popullit me adhurimin ndaj kultit të shenjtërisë së Baba Tomorit, besimi i popullit dhe adhurimi ndaj tij, u vu në themel të botëkuptimit atdhetar të rilindasve, të romantizmit e humanizmit shqiptar, me anën e këngëve popullore dhe veçanërisht të literaturës së shkruar. Një ndër elementet më të rëndësishme të humanizmit shqiptar është toleranca fetare, e cila solli që Rilindja të përfaqësohej dhe të drejtohej nga atdhetarët më të shquar, të dalë nga të tre besimet fetare në Shqipëri, myslimane, ortodokse dhe katolike.

Historiani Ali Duran Gülçiçek duke prezantuar kushtet e përhapjes së bektashizmit në Shqipëri në rrjedhën e viteve, analizon edhe synimet për liri e përparim që përqafuan shqiptarët. Ai shkruan: "*në vitin1826, bashkë me mbylljen e oxhaqeve të jeniçerëve u mbyllën edhe shumë teqe bektashiane e shumë baballarë u shpërngulën nga vendi i tyre një pjesë e të cilëve u detyrua të vendoset në Shqipëri dhe në vendet e tjera të Ballkanit. Pas ngjarjeve të vitit 1826, bektashinjtë e Shqipërisë filluan që të dalin kundër udhëheqjes osmane dhe u*

*përpoqën me mish e me shpirt për të fituar pavarësinë e vendit" [24].*

Universi i humanizmit shqiptar kishte përfaqësuesin e tij te Naim Frashëri, krahas Sami Frashërit, Hasan Tahsimit, Pashko Vasës, Papa Kristo Negovanit, Gjergj Fishtës, Kostandin Kristoforidhit, Jani Vretos, Zef Jubanit, Ndre Mjedës, Luigj Gurakuqit etj. Së toku me luftëtarët e penës ishin edhe ata të pushkës, Mihal Grameno e Themistokli Gërmenji, Çerçiz Topulli, Isa Boletini, Dedë Gjo Luli, etj.
Naim Frashëri shkroi me aqë pathos vargjet:

*Zoti është gjithësia,*
*Ay është gjithë ç'janë:*
*Po kush njeh vet'hen e tija,*
*S'e kërkon më tjatër anë.*
*................*
*Pas kësaj, o shokë, kurrë*
*Mos kërkoni Perëndinë*
*Nëpër mure e nëpër gurë,*
*Po shihni mirë njerinë!*
*..................*
*Ay është gjithësia*
*edhe udhë e Perëndisë,*
*Është vetëm njerëzija*
*Q'i duhetë njerëzisë.*
*Hapësia e pa anë*
*është tempulli i Krijuesit,*
*Natyra gjith anembanë*
*është libri i shenjtë*
*Dhe shkronja të atij libri j*
*anë trupat qiellorë.*
*Ndërsa si meshtar në tempull*
*është shkenca,*
*që njeriun e afron te Perëndia,*
*q'ësht gjithëçka në botë.*
*................*
*'Po kur desh Zot' i vërtetë,*
*të çfaqej në këtë jetë,*
*nxori në jetë njerinë,*
*atje e gjen Perëndinë*
*................*
*Feja e kohës së sotme*
*është vetëm njerëzimi,*
*... ............*

Në vargjet shqip të poemës epike "Qerbelaja", , **Naimi u dha shqiptarëve jo vetëm eposin fetar të bektashizmit por edhe moralin njerëzor e atdhetar**: "*Zot i madh, për Qerbelanë!"* shoqërohej më tej me mësimin:

*Shqipërinë mos e lërë,*
*të prishet e të bjerë,*
*po të jetë gjall për jetë,*
*gjithë ç'i duhet, ta ketë,*
*të rronj' e të mbretëronjë,*

*të jetë lulëz' e zonjë!*
*Që të jetë jetëgjatë!*
*...............*
*Shqiptari trim me fletë,*
*si ka qënë le të jetë,*
*të ketë gjith' urtësinë,*
*e ta dojë Shqipërinë,*
*të vdesë për Mëmëdhenë*
*.............*
*të jetë trim e i mirë,*
*po të mos jet' egërsirë,*
*të jet i qytetëruar,*
*i ditur e i mësuar,*
*t'i apë nder Shqipërisë,*
*U bëftë e Perëndisë!*

Me po atë pathos, Naimi i këndoi edhe Krishtit. Në vjershën"**Përpara Krishtit**" ai shkroi:

*Djalëth, njeriu i Perëndisë,*
*Fytyra jote mua më tregon,*
*...............*
*Zot, ti ke vuar*
*Edhe s'ke pushuar,*
*Nga njeriu hoqe,*
*Për të u përpoqe.*
*Ti u përpoqe për njerëzinë*
*Dhe dashurinë e bëre besë,*
*Njeriut i vunë nom miqësinë.*
*Që kur të lindet, gjer sa të vdesë*
*Për këtë fjalë*
*Të qofsha falë.*

"*Naimi ishte flamurtar i Rilindjes Shqiptare, është ç'ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët, ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun*" ka shkruar Syrja bej Vlora (AQSh, Fondi 56, dosja 8, 1909). Prandaj, i pikëlluar, poeti i madh i Lunxhërisë, Andon Zako Çajupi, shkroi kur vdiq Naimi:

*"Vdiq Naimi! Vdiq Naimi!*
*Moj e mjera Shqipëri*
*Mëndeje-larti, zemër-trimi*
*Vjershëtori si ai!"*....

Abdyli, Naimi e Sami Frashëri, që ideuan platformën për çlirimin kombëtar, që u bënë liderë dhe udhëheqës të kombit për pavarësinë kombëtare, fatet e Atdheut së bashku me rilindasit e tjerë, i panë të lidhur ngushtë me atdhetarizmin dhe me moton " **Pa atdhe nuk ka fe**", synonin bashkimin e popullit, forcimin e kombit, që do sillte pavarësinë e Shqipërisë. Rilindasit, si një botëkuptim të gjerë të binomit Atdhe - Komb, konsideruan bashkësinë e elementeve: Fe - gjuhë - heronjtë historikë - Atdhe. Në gjurmë të tyre eci edhe djali Abdylit, Mit'hati, i cili në shkrimin "Ay mal", me shumë dashuri e pathos paraqet kauzën atdhetare,

edhe nëpëmjet përshkrimit të rrugëtimit të babait me të birin për te "Baba Tomori" [19].

Motoja " **Pa atdhe nuk ka fe**" në mekamin e Tomorit nuk është një parrullë, por vjen si rrjedhojë e botëkuptimit të bektashizmit për atdheun dhe besimet e kombit, si simbol i luftës për të mirën ndaj të keqes, për të cilën ranë dëshmorët, ata në Qerbela e më pas ndër shekuj. Për këtë mjafton të kujtojmë vargjet e shkruara nga Baba Ali Tomori, një ndër baballarët e hershëm të Teqesë së Tomorit, i cili më 3 qershor 1919 shkroi vargjet [39]:

*Zot i madh që mbron të drejtën*
*dorën e mëshirës zgjate,*
*dërgona, dërgona shpresën*
*prej lartmadhërisë sate*
*që prej anës oqeanit*
*gjer në çukat madhërisë*
*shenja e famës mundëtarit*
*Flamuri i Shqipërisë*
*Valoftë e u lartësoftë!*
*Shqiponjë ashtu të dua*
*I vërteti zot kujtoftë*
*Ty shqiponjë edhe mua..."* [39].

Dhe u valëvit flamuri i kuq shqiptar me shqipen dykrenare ndër shekuj, u valëvit gjatë viteve të Rilindjes Kombëtare dhe vazhdon me krenari të valëvitet edhe në ditët tona në të gjithë Shqipërinë, si dhe në teqetë atdhetare baktashiane, vatra të atdhedashurisë dhe të thirrjes për bashkim.

Atdhetari Ferit Mustafa Vokopola, firmëtar i Deklaratës së Pavarësisë së Shqipërisë, në librin e tij "Gjëmimi Tomorrit", botuar në vitin 1915 shkruan "Një prej të mëdhenjve ka pas thënë:

*"Thotë Herodoti*
*Në Tomor që moti*
*Kishte shtëpinë Zoti...*

*Edhe sot e në këto ditë Çuka e Tomorrit është një vend i shenjtëruar prej gjithë fetarëve liberalë të Shqipërisë dhe në përrallat mitologjike përmban një shkallë të lartë shpirtërore. Prej shumë shëtitarësh fetar: Indjan, Arabë, Persian e gjetkë që kam hasur - për Çukën e Tomorrit kam dëgjuar fjalë shenjtërimi dhe me një heqje shpritërore lëto shenjtërime tue i gjetur të përfyturuarë në një trajtë vjershëtarishte, mendova emrin e kësaj Libre ta hijesonj me këto nënshpirtërime rrëfimtare dhe ta quaj "Gjëmimi Tomorrit".* Dhe i frymëzuar, në vjershën "**Rrez' e ndritur**" *ai shkroi:*

*"Se njeriu pa njerëzi,*
*Pa mend edhe pa logjikë*
*Nuk ka ndres me shtazëri*
*Sikur mos të jetë një "Pikë"*

Për baba Tomorin, këtë shkrim dua ta mbyll me vargjet, që Mësuesi i Popullit Vexhi Buharaja shkroi, më 1942, vargjet duke u falur **"Përpara Tomorit"** [3]:

*"Bukuri këputur qiejsh mbi Tomorin sonte bie,*
*Më pushton që prej së largu dhe një shpirt prej lashtërie,*
*Si shkëndi, si rreze dielli, po afrohet valë -valë,*

*Ndënëqesh me mall të nxehur pastaj hapet me ngadalë,*
*Edhe zbret si yll i ndezur ku shkon jeta në mjerime:*
*Gjer në fund të natës sime.*
*Dhe kjo dritë dhe kjo flakë që po ndez një qiell floriri,*
*Që po qesh nga maj' e malit si një diell ndaj të gdhirë,*
*Gaz' i lar' me drit' thëngjilli që pikoi vetvetiu*
*Edhe gaz' i Afërditës që së lartësh vetëtiu*
*Nga dy buz' si trëndafili edhe ra në ëmbëlsime:*
*Gjer në fund të natës sime.*
*Zog' i shpirtit tundi krahët mbi Tomorin fluturoi!*
*Shpuzë' e mallit po valëvitet, trete helmin, ligjëro!*
*Thuaja si ia thot' bariu kur dëgjon zën' e gugashit*
*Shko si shkon syr' i gjahtarit nëpër udhën e larashit,*
*Qesh si qesh një shtizë hëne përmbi faqen e dëborës,*
*Ndrin si ndrin një fije ari mu në buzën e kurorës*
*Dhe këndo posi bilbili me aq mall e drithërime*
*Gjer në fund të ditës sime.*
*Dhe pasi të kesh marrë, frym' e shpirt nga bukuria*
*Dhe pasi të kesh parë, ca shkëndi nga dashuria,*
*Fute kokën ndënë krahë dhe dëgjo, o pendëshkruar,*
*Sesi nga Osum' i jetës, buçet këng' e amëshuar.*
*Si buçet nga goj' e Zotit Fjal' e ëmbël mençurie,*
*Si buçet nga buzë e Muzës fjal' e ëmbël bukurie,*
*Si buçet nga gjit' e vashës fjal' e zjarrtë dashurie...*
*Del nga fund' i fshehtësisë sipër valëve të lumit,"*

ndërsa në ditët tona, poeti skraparlli Xhevahir Spahiu shkroi me aqë dashuri:

*Kam një mal në sy*
*Mali im s'bëhet dy*
*Lartuar aty*
*qysh ditën e parë të krijimit të botës*
*Në një çast lajthitjeje*
*Të paranoja një udhë në botën e përtejme*
*Besomëni:*
*Të vdekurit do të kërkonin të ngalleshin*
*sapo të më shihnin në sy*
*Sepse, Tomor*
*S'të kishin parë ty.*

me fjalët e zëmrës Demir Zyko, me aqë pasion e bukuri i këndoi Baba Tomorit:

*O Tomor, o mal i lartë*
*Dëshmimtar i jetësisë*
*Të lutem tregoma pakë*
*Historinë e Shqipërisë*
*Ulu bir, dëgjo e shkruaj*
*Dhe tregoji njerëzisë*
*Skënderbeun me shpatë në dorë*
*Luftonte kundër Turqisë*

*Shqipërinë e shoh të lirë.*

Dhe disa vargje që frashërlliu mësues Mirgjin Frashëri, shkroi midis të tjerave:

Që në atë mal të shenjtëruar
Gjithë të mirat kishin qëndruar
Atij mali aq të mirë, të bekuar
Frashërllinjtë dhe Çajupi
gjithmonë i kanë kënduar
Asnjëherë kot së koti
Por qe fron që rrinte ZOTI
Në atë kohë që qëmoti
Kishte thënë dhe Herodoti
Që në atë mal të shënjtëruar
Kishte shtëpi dhe ZOTI
Sapo, Dielli dolli dhe qielli ndriu
U duk dheAbas Aliu
Që ndjehej tepër krenar
Me flamurin tonë KOMBËTAR

## 5. BIBLIOGRAFI


1. Avdyl B., 2014. Europa e Bashkuar dhe shqiptarët- shpallime për Evropën e Bashkuar dhe shqiptarët, prej gjenezës e deri më sot.
*http://www.ereniku.net/brahimavdyli.html Page 4 of 71*

2. Bacelli A., 2006. Triptik – Baba Tomorri, Dede Reshat Bardhi & Sari Saltik. Gazeta Republika ,23 Shtator, 2006.

3. Braçellari E. 2002. Skrapari gjurmë në haresë. Vol. I, botim i GEER, Tiranë.

4. Buharaja Vexhi, 2014. Përpara Tomorit. Gazeta Telegraf, 3.04.2014.

5. Bulo J., 2003. Mali i Shenjtë i Tomorit - nga kulti pagan te miti romantic.
*http://www.forumishqiptar.com/threads/25457-Mali-i-shenjtë-i-Tomorrit*

6. Bushati, S., 1998, Regional study of the distribution of gravity field of the Internal Albanides, for tectonics and metallogenic zoning (In Albanian): Ph.D. thesis Polytechnic University of Tirana.

7. Bushati, S.; 1997, Geomagnetic Field of Albania, Magnetic Map. Monograph, Center of Geophysical and Geochemical Investigation. Albanian Geological Survey.

8. Çuni N., 1999. Tomorr o mal i bekuar. Tiranë. 1999.

9. Çuni N. 2014. “Tek Abaz Aliu”. Botim i Urtësia Bektashiane, Tiranë, 2014.
Dervishi B., 2014. Historia e simbolit tonë kombëtar dhe Dodona Pellazgjike.
*http://www.tetovasot.com/2014/11/historia-e-simbolit-tone-kombetar-dhe-dodona-pellazgjike/*

10. Dervishi B. dhe Dervishi K. 2014. Nëse për grekët perënditë flenë në Olimp, për pellazgo - iliro – shqiptarët ato flenë në malin e Tomorrit. Tetova Sot, 03.05.2014.
*http://www.tetovasot.com/2014/05/nese-per-greket-perendit-flene-ne-olimp-per-pellazgo-iliro-shqipetaret-ato-flene-ne-malin-e-tomorrit/*

11. Dervishi Besim. 2015. Dodona pellazgjike – zbulohet një artifakt misterioz në malin e Tomorit me simbolet e dodonës, diellin dhe lisin
*http://www.fjalaelire.com/blogu/25809.html*

12. Besim Dervishi/ Dodona Pellazgjike në malin e Tomorrit : Gazeta Telegraf 6/26/15 .

13. Demi F. , 2015. E"vërteta"mbi"Shqiperinë"dhe"shqiptarët"/ "Plisi,miti"i"origjinës" së"pellazgëve"hyjnorë(Pjesa"II).
*http://everteta.al/e-verteta-mbi-shqiperine-dhe-shqiptaret-plisi-miti-origjines-se-pellazgeve-hyjnorepjesa-ii/*

14. "Eduard Lir dhe Shqipëria". Gazeta Telegraf, 26 shtator 2012

15. Elsie Robert, 2001. A Dictionary of Albanian Mythology and Fole Culture. Published by C. Hurst & Co. Ltd, UK.

16. Elise Robert – 1996, Historical Dictionary of Albania 2-nd edition.pdf. By Raymond Hydchings, Editor Jon Woronoff, Series Editor

17. Gjeologjia e Shqipërisë. 1970. Instituti i Studimeve dhe i Projektimeve Gjeologo-Minerare, Tiranë 1970.

17b. Guri Sazan. 2015. Tomorri, nga kult fatdhënës në shkëmb i gjakosur. Botuar në Gazetën Telegraf, 27 dhe 28 gusht 2015.

18. (Fjalori Enciklopedik, Vol. III-të, 2009, f. 2526.

19. Frashëri Mit'hat. 1914, Sofie. Ay Mal. Botuar Albania, Nr. 13, 22 shtator 1995, Tiranë.

20. Frashëri N. Bagëti dhe bujqësia. Poezi. Shtëpia Botuese "Naim Frashëri", Tiranë, 1977.

21. Frashëri N. Qerbelaja. Shtëpia Botuese "Rilindja", Prishtin√, 1978.

22. Frashëri S. 1889, Kamus ul-Alam. 1889, Kostandinopojë.

23. Frashëri S. 1988. Vëll. I, f. 149-153 botim i Konstandinopojës, ose f. 251 Vepra 2, botim i Akademisë së Shkencave e Shqipërisë, Tiranë, 1988).

24. Gülçiçek Ali Duran. 2000. Bektashizmi në Shqipëri dhe gjurmët e Kongresit të 7 Ndërkombëtar të Bektashinjve në Tiranë.
*http://hbvdergisi.gazi.edu.tr/index.php/TKHBVD/article/viewFile/380/372*

25. Gjika I. 2015. Dodona apo Dodonat. Forumi virtual një komb, një gjuhë, një e ardhme.
*http://www.forumivirtual.net/historia-61/dodona-apo-dodonat-3765/*

26. Ikonomi P., Historia e Tomorrit-Dodona pelazgjike dhe Tomorri i zotit të pellazgëve. Shtypshkronja Atdheu, Vlorë, 1936.

27. Ikonomi P., "Dodona e vjetër pelazgjike jo në Janinë por në malin e Tomorit". Metropol, Nr. 1835, 22 gusht 2009, f. 22.

28. Kaja Dino, 2013. Tomorri, mali legjend i shqiptarëve. Forum-Al.com™ > Kombi Shqiptar > Historia e Shqiptarëve > Arkeologji / Antropologji, 5/9/15 10:37 AM.

*http:// www.forum-al.com/ showthread.php?t=22212 Page 2 of 16*

29. Kaja Dino, 2013. Rruga iliro-romake që të çon në qytetin antik të kalasë së Tomorrit. Forum-Al.com™ > Kombi Shqiptar > Historia e Shqiptarëve > Arkeologji / Antropologji. 5/9/15 10:37 AM
*http:// www.forum-al.com/ showthread.php?t=22212 Page 2 of 16*

30. Kola A. Gjuha e Perëndive. Botim i Plejad, 2003.

31. Korkuti M., 2012. "Qeveria financon vepra diletante". Gazeta "Shqiptarja.com", datë 19 prill 2012.

32. Kristoforidhi K., 1950. Gjahu i Malësorëve (Hieja e Tomorrit). Botuar në Leipcing 1948, Tiranë 1950.

33. Mateli K., 2011. "Dodona ndodhet në Dëshnicë të Përmetit I"

34. Myderrizi O. 1957. Një dorëshkrim i panjohur i Gjirokastrës. Buletini i Universitetit Shtetëror i Tiranës, seria Shkencat Shoqërore, f. 177-209. (Skeda BKT Shp 37/17D).

34a. Omeri Dajlan. 2008. Tetëqind ditë në Tomorr. Botim i Argeta LMG, 2008.

35. Pilika Dh. "Pellazgët origjina jonë e mohuar. Botimet Enciklopedike, Tiranë 2005.

35b. Qirjaku Nelson, "Një shahist mesjetar në vendin tonë", në "Sporti popullor", 26 shtator 1986.

36. Samarxhi F. Kryegjysh Baba Mondi: Tomori mitik - Perëndi e të gjithëve. *Gazeta Shqiptare; www.bksh.al (http:// www.bksh.al/ adlib/ scripts/ ë*

37. Silver Ellis "Humans Are not from Earth".Publisher Amazon.

*http://www.dailymail.co.uk/sciencetech/article-2507377/Humans-NO...me-Earth--sunburn-bad-backs-pain-labour-prove-expert-claims.html*

38. Strabonis. Geographica, Book III, Chapter 7. Luterix Pontiorum, Typis Regils, M DCXX.

39. Shehu N. XH. 2002. Tomorriada Baba Aliu Bektashinjtë. Shtëpia Botuese "Baça", Tiranë.

40. Tase P. 2010. "Të Huajt për Shqipërinë dhe Shqipëtarët", 2010.

41. Vasa Pashko, 1879. E vërteta mbi Shqipërinë dhe Shqipëtarët,Paris,

42. Vlora E., 1972. Kujtime (1885- 1925). Mynih 1972.

43. Vlora E. 2003. Nga Berati në Tomorr e kthim. Botim i KOÇI, Tiranë, 2003.

43b. Vokopola Ferit. 1915. Gjëmimi i Tomorrit. Pjesa e I-rë. Shtypshkronja Durrës.

44. Vokopola Irakli. 1930. Histori e Tomorrit.

45. Vreto J., 1878. Apologjia. Vepra të zgjedhura. Ribotuar në Tiranë 1980.

46. Zaimi P. 2011. Zgjidhja e një misteri. Shtëpia Botuese adel print, Tiranë.

46/2. Zeqo Moikom, 2007. Shpellat një Shqipëri ende e pazbuluar. Gazeta Shqip, (2007-10-11). https://www.shqiperia.com/Shpellat-nje-Shqiperi-ende-e-pazbuluar.2531/

47. Zotaj Maksim, 2011. Orakulli i Dodonës.

*http://www.voalonline.ch/index.php?mod=article&cat=SHQIPTARËT&article=17589*

48. Xhomo A., Dimo Ll., Xhafa Z., Nazaj Sh., Nakuçi V., Yzeiraj D., Lula F., Sadushi P., Shallo M., Vranaj A., Melo V., Kodra K., Bakalli F., Meço S., 2002. Geologjia e Shqipërisë. Shërbimi Gjeologjik Shqiptar, ALBPETROL, Universiteti Politeknik i Tiranës. Tiranë, më 2002.

.

## *Adresat e shkrimeve nga interneti:*

49. Koordinata X. Ne fundin e misterit Shpella e Pirogoshit ne Skrapar mbaron... apo jo? - Corovoda OnLine.

50. Forumi Horizont - Skrapar / Kanionet / Shpella e Pirogoshit, etj.)

71.(http://www.slideshare.net/dianalamaj/shqiperia-ne-fokus-34820705)
*shënim: për shpellën e Tëmirave*

52. http://www.forum-al.com/showthread.php?t=25797
*shënim: për shpellen e Tëmirave*

53. Forum-Al.com™ > Kombi Shqiptar > Historia e Shqiptarëve > Arkeologji / Antropologji
*Shënim: Shpella e Tëmirëve në Tomorr*

54. https://www.youtube.com/watch?v=Y85Ndajjsos
*shënim: për Alienët në Tomorr*

55. https://malitomorrit.wordpress.com

56. http://www.crystalinks.com/derinkuyu.html
*shënim: për Alienet e lashtesise*

57. Shqipe, horizonti yt! wrote a new note: Dodona apo dodonat? January 29, 2012 at 3:25am ·
Dritehijet e nje misteri DODONA
*https://m.facebook.com/notes/shqipe-horizonti-yt/dodona-apo-dodonat/10150562269174362/*

58. ORAKULLI I DODONËS, Nikolaos prej 26.11.11 12:47. Orakulli i Dodonës
*http://www.explorerunivers.com/t3779-orakulli-i-dodones*

59. Gjika Ilirian/ Dodona apo Dodonat-dritëhijet e një misteri.
*https://m.facebook.com/notes/shqipe-horizonti-yt/dodona-apo-dodonat/10150562269174362/*

*60. http://en.wikipedia.org/wiki/Ancient_Aliens*

61.
https://www.google.al/search?q=shpella+e+pirogoshit,+skrapar&biw=1240&bih=652&tbm=isch&tbo=u&source=univ&sa=X&ei=tod0VZSvEOXXywOk7IOIDg&ved=0CCQQsAQ

62. Linku i videos së Shpellës së Pirogoshit (Autor: Studio LEDI, op/AD)
https://www.youtube.com/watch?v=L8Rp-q1uiY8

63. Linku i videos së kanioneve të Skraparit dhe Shpellës së Pirogoshit (Autorë E. Dashi, J. Barbullushi, F. Morina);
https://www.youtube.com/watch?v=Cj7U5nlnFY8

64. http://www.arberiaonline.com/viewtopic.php?t=620&start=30

65. http://www.explorerunivers.com/t3510-fakte-historike-apo-gojedhena
Estilen prej 22.08.11 14:45

66. http://lajmifundit.al/2014/08/kryegjysh-baba-mondi-tomori-mitik-perendi-e-te-gjitheve/ Page

67. Xhevair Lleshi
http://komente.soup.io/post/101064149/Dodona-e-vjet-r-pellazgjike

68. http://www.forumilir.com/viewtopic.php?f=31&t=1005
Forum i Lirë • View topic - Tomori, mali legjend i shqiptarve

69. http://www.respublica.al/content/intervista-studiuesi-kujtim-mateli-tempulli-i-dodonës-kërkimet-më-çuan-në-dëshnicë-të

70. https://sq-al.facebook.com/notes/berati-ne-unesco/dodona-e-vjetër…zgjike-jo-në-janinë-por-në-në-malin-e-tomorrit/10150122007159080

71. http://www.mapo.al/2015/06/zbulohet-skulptura-disashekullore-ne-malin-e-tomorrit

72. http://www.lirenti.com/threads/7240-Pak-histori-dhe-gjeografi-per-malet-shqiptare

## Postime në internet për probleme etimologjie

Llaqi dhe Mihal Jano Pjese nga shkrimet Myzeqeja dhe mistere Shqiptare
http://www.skyscrapercity.com/showthread.php?t=1289391

Përparim Hysi
Dodona Pellazgjike dhe Tomori-Zot i Pellazgëve * | Tribuna Shqiptare

Domenico Mustilli
http://gazeta55.al/origjina-ilire-e-popullit-shqiptar/

Begzad BALIU : ANTROPONIMIA
IDENTITARE E KOSOVËS
http://dituria.se/index.php?option=com_content&view=article&id=484:…ntroponimia-identitare-e-kosoves&catid=44:debattartiklar&Itemid=63

Brahim AVDYLI:
http://www.albdreams.net/armiqte-me-te-rrezikshem-gjate-renies-se-perandorise-bizantine-i/

ÇABEJ: PËR PASTËRTINË E GJUHËS « Peizazhe të fjalës
http://peizazhe.com/2014/02/18/cabej-per-pastertine-e-gjuhes/

Lluka QAFOKU

Specialist i informacionit shkencor, përkthyes
E-mail: lluka_qafoku@yahoo.com
WWW.ALB-SHKENCA.ORG

genigeni: Tomorri, Dodona dhe Desaret
http://geni-genigeni.blogspot.com/2011/09/tomorri-dodona-dhe-desaret.html

Yllka Lezo
https://sq-al.facebook.com/notes/illyrianspelasgians-indigenous-european/tomori-dhe-dodona-pellazgjike/273229152757128

Fieri.com - Portali Fierak Online - Kristianizmi
http://index.fieri.com/fieri_history/527-kristianizmi.html

EDI MOLLA
Forum i Lirë • View topic - Mali i Tomorit, besimtarët prekin qiellin dhe luten së bashku

Forumi Horizont - Etimologjia e disa fjaleve shqipe
(http://www.forumihorizont.com/showthread.php3?threadid=12365)

http://www.forumishqiptar.com/threads/141275-Dodona-pjesë-e-misterit-të-trashëgimisë-së-vjedhur/page52 Page 16 of 17

## Harta të lashtësisë

www. BKSH.al// Biblioteka Dixhitale/Harta]:
Harta e Turqisë Evropiane, viti 1775, autor Robert de Vngondy, Didier
Harta e Evropës, viti 1775, autor Homann, Johann Baptist.

https://www.google.al/#q=harta+te+ lashta+te+ballkanit

Prof. Dr. Alfred FRASHËRI

Tiranë, 12 korrik, 2015



**Alfred Irfan Frasheri**, u lind me 20.4.1935.ne Korce. U diplomua Inxhinier Gjeolog i specializuar ne gjeofizike, ne Universitetin e Tiranes (1961). Nje nder specialistet e pare te gjeofizikes, qe ka kontribuar ne ngritjen, organizimin dhe zhvillimin e Gjeofizikes Shqiptare, ne vecanti te pergatitjes se specialisteve gjeofizike dhe kualifikimin e tyre pasuniversitar. Kandidat i shkencave (1974), docent (1982), doktor i shkencave (1987) dhe profesor (1989). Pedagog ne Universitetin e Tiranes dhe ate Politeknik per 46 vjet per lendet e specialitetit gjeofizik. Ka botuar 11 tekste mesimore midis te cileve tekstin e pare te gjeofizikes ne vend "Gjeofizika kantierale" (1964, 1971), "Elektrometria (1985, me bashkautore), "Gjeofizika inxhinjerike dhe e mjedisit" (2005, 2012), etj. Ka mbajtur leksione dhe ne disa Universitete evropiane, ne U.S.A. dhe ne Kanada. Ka udhehequr 8 disertante. Ka eksperimentuar dhe zbatuar per here te pare ne Shqiperi metodat e reja gjeofizike, ka kontribuar ne zgjerimin e fushave te zbatimit gjeofizikes, si edhe rritjen e thellesise se kerkimeve gjeofizike te vendburimeve te mineraleve te ngurta.

Per nje periudhe te gjate po jep nje kontribut te cmuar per Frasherin si edhe per probeme ekonomike te Permetit, me kumtesat, botimet e tij ne shtyp dhe projekte. Ka marre pjese aktive ne Kuvendet e Frasherit diten e Naimit, 25 maj, dhe ka botuar e ribotuar librin "Frasheri ne historine e Shqiperise (2007, 2014) (shih Bibliografine, bashkangjitur).

Prof. Alfred Frasheri eshte nje nder nismetaret e kerkimeve gjeofizike te naftes dhe te gazit ne detin Adriatik, te informatizimit te perpunimit dhe interpretimit te te dhenave gjeofizike, te studimit te burimeve te energjise gjeotermale. Bashkeautor i Atlasit Gjeotermal te Europes (1991) dhe i Atlasit te Burimeve Gjeotermale ne Europe (2002). Ka kryer 73 studime dhe ka drejtuar 28 projekte, nga te cilet 5 nderkombetare. Ka botuar 11 monografi, midis te cilave „Atlasi i burimeve te energjise gjeotermale ne Shqiperi dhe platforme per shfrytezimin e nxehtesise se Tokes" (2013), "A review of the application of geophysical methods for exploration of copper and chromite deposits in Albania" (ne anglisht) (2006), te botura nga Akademia e Shkencave dhe Fakulteti i Gjeologjise dhe i Minierave, 18 libra, 61 artikuj ne periodikun shkencor shqiptar dhe 21 ne periodikun shkencor nderkombetar, ka referuar ne 77 ne kongrese e konferenca shkencore kombetare dhe ne 158 nderkombetare, nga te cilat 32 ne Shqiperi, si edhe 71 artikuj problemore ne gazetat shqiptare.

Komuna Frasher i ka akorduar titullin „Nder i Frasherit" (2011) dhe "Nderi i Akademise se Shkencave e Shqiperise (2015). Me propozim te Shoqates AK Permeti eshte dekoruar me Urdherin „Mjeshter i Madh" (2012). Mban edhe Urdherin Naim Frasheri te klasit III (1977), medaljen e Punes (1955), si edhe me Medal of Honor Millenium 2000 nga American Biographical Institute. Eshte anetar Nderi i Bashkimit Europian te Gjeoshkencetareve dhe Inxhiniereve (EAGE) dhe i Shoqates Gjeofizike te Ballkanit, anetar i Shoqates se Gjeofizikanteve Kerkues te USA (SEG) dhe i Shoqates Nderkombetare te Gjeotermise (IGA). Eshte nje nga nismetaret e krijimit te Shoqates Gjeofizike te Shqiperise dhe i Bashkimit Shqiptar te Gjeoshkencetareve dhe Inxhinjereve, te cilat i ka drejtuar per shume vjet. Eshte anetar Nderi i Shoqates Atdhetare Kulturore Mbarekombetare "Vellezerit Frasheri".